# ANTOLOGJI

e poezisë klasike turke

*Poezia e Divanit*

LogosA



ANTOLOGJI E POEZISE KLASIKE TURKE

LOGOS-A

# ANTOLOGJI E POEZISE KLASIKE TURKE

## *- Poezia e Divanit -*

E PËRKTHEU NGA TURQISHTJA:
*Mithat Hoxha*

TITULLI I ORIGJINALIT:
*Dr. Mustafa Çıpan: Bir Safâ Bahşedelim*
*- Klâsik Türk Şiirinden Seçmeler -*
*K.B.B. Kültür Yayınları No. 61*
*İstanbul 2005*

DIVAN

# *Përmbajtja:*

# *Paraqitje*

Kjo antologji e poezisë klasike turke e cila është përfaqësuesja e të njëjtës letërsi, është një përzgjedhje që shpalos para lexuesit një kulm të kësaj letërsie që, në të vërtetë, shtrihet përgjatë periudhës kohore prej dhjetë shekujsh qysh nga shekulli X kur turqit nisën ta pranonin Islamin, gjer në vitin 1920 që pranohet konvencionalisht si viti i fillimit të periudhës së letërsisë së re turke.

Në vitet 1074-1076, gjuhëtari Mahmud Kashgarllë (shek. XI) nga turqit karahanë shkroi veprën e madhe *Divân-ı Lûgat-it-Türk*, një fjalor enciklopedik i gjuhës turke i interpretuar në arabishte, ku, përveç të gjitha hollësive të gjuhës turke, përmbaheshin edhe njohuri të gjera mbi historinë, gjeografinë dhe folklorin turk. Njëkohësisht, kjo ishte edhe një ndër veprat e para me vlera shkencore e letrare turke të shkruara nën ndikimin e islamit.

Pastaj, me themelimin e shtetit osman më 1299, i cili qëndroi në këmbë gjer më 1923, nisi një periudhë mbi gjashtëqindvjeçare, gjatë së cilës, krahas ndërtimit dhe zhvillimit të një shteti të bashkuar e të centralizuar në luftë të ashpër me anarkinë feudale, shënuan zhvillime të mëdha dhe unikale për nga cilësitë e tyre përfaqësuese, edhe letërsia, muzika, piktura, sidomos ajo murale, kaligrafia, sidomos ajo e bukurshkrimit stilistik të teksteve të shenjta, etj.

Sa për të krijuar vetëm një ide të drejtë për ndikimin islam mbi tërë jetën shpirtërore të vendeve që e përqafuan Islamin, duhet thënë se në këtë rast nuk kemi të bëjmë me asnjë lloj asimilimi as të organizuar, as të sforcuar. Islami ushtroi ndikim jashtëzakonisht të vrullshëm e të gjithanshëm mbi jetën shpirtërore të popujve që e përqafuan, vetëm në sajë të epërsisë pakrahasueshmërisht të lartë ideore e shpirtërore të tij ndaj atyre popujve dhe ndaj gjithë botës së asaj kohe. Siç dihet, historikisht, përhapja dhe pranimi i Islamit në vende të një hapësire trekontinentale u shoqërua dhe u pasua me zhvillime të thella në jetën shoqërore, ekonomike e shpirtërore të kësaj hapësire. Le të kujtohet, gjithashtu, në kuadrin historik të përhapjes së Islamit, se është pikërisht çlirimi i Kostantinopojës më 1453 nga sulltan Mehmeti II, Ngadhnjimtari, ngjarja që shënoi mbarimin e Mesjetës dhe fillimin e Kohës së Re në historinë e njerëzimit. Mesjeta si periudha më e errët e historisë së njerëzimit ishte pjesë e qytetërimit europerëndimor. Islami s'kishte të bënte me të, përkundrazi, e shembi atë duke hapur për gjithë njerëzimin, edhe për vetë qytetërimin europerëndimor, rrugën e një zhvillimi të jashtëzakonshëm intensiv dhe ekstensiv të kulturës, dijeve dhe shkencave të nisur nga arabët muslimanë qysh shtatë shekuj më parë kësaj date.

Dinastia osmane e cila e bëri të vetën fenë islame si me bazat e saj besimore, ashtu dhe me parimet e saj njerëzore, u dha përkrahje jashtëzakonisht të gjerë diturive dhe arteve. Sulltanët osmanë jo vetëm grumbulluan rreth vetes dijetarë, shkencëtarë dhe artistë të

shquar, jo vetëm nxitën dhe mbështetën fuqimisht zhvillimin e dijeve, arteve dhe kulturës, por qenë edhe vetë dijetarë, shkencëtarë dhe artistë. Ja, në këtë kompleks botëkuptimi, mendësie dhe realizimi duhet parë edhe një aspekt tjetër që e dallon cilësisht mbrojtjen e arteve në kontekstin islam nga mbrojtja e arteve në kontekstin europerëndimor, mbrojtje, kjo e fundit, siç dihet, e emërtuar me termin *mecenatizëm* me burim emrin e kalorësit romak Mecena, *protector* i Virgjilit (Publius Vergilius Maro, 70-19 p.e.r.) dhe Horacit (Quintus Horatius Flaccus, 65-8 p.e.r.).

* * *

Epoka e dinastisë osmane zë një vend të veçantë në historinë e turqve, pasi së pari është epoka e shtetit modern turk. Gjer atëherë historia e turqve kishte njohur edhe organizime të tjera shtetërore si atë të selçukëve që e kishin bartur bashkësinë etnokulturore turke nga Azia e Mesme në Anadoll, në trojet e sotme të shtetit turk, duke bërë për vete qytetin e Konjës si kryeqendër. Themi "bashkësinë etnokulturore turke" sepse në atë kohë turqit ende nuk ishin bërë komb. Kështu, kur Osman Gaziu (1259-1326) themeloi shtetin osman, turqit ishin ende "një komb majë kalit", pra, në pjesën më të madhe, blegtorë nomadë.

Në këtë kontekst historiko-shoqëror, kur turqit u takuan me arabët muslimanë dhe, pastaj, kur e përqafuan edhe Islamin, arabishtja ishte një gjuhë shumë e zhvilluar, ndërsa turqishtja, ende në një stad dialektal. Në shekullin VII në të cilin datojnë dokumentet e para të turqishtes së shkruar në obelisqet përgjatë lumit

Orhon në Mongoli, profeti Muhammed u ofronte dhe recitonte arabëve sentencat kur'anore që linin gojëhapur edhe mjeshtrat më të mëdhenj të retorikës arabe ndërsa arabishtja kishte arritur kulme shprehjeje të stërholluar.

Kështu, pra, jo vetëm në shekullin X kur turqit përqafuan Islamin, por edhe në shekullin XIII kur ngritën shtetin osman, turqishtja nuk mundej as të krahasohej për nga zhvillimi, jo më ta përballonte arabishten. Një argument i qartë i kësaj gjendjeje të turqishtes është, për shembull, vepra e shek. XII, "Makalat" (artikuj ose shkrime) e themeluesit të sektit bektashí, Haxhi Bektash Veliut. Prandaj ndodhi që osmanët huazuan nga arabishtja shumë fjalë dhe koncepte që u duheshin për të përballuar nevojat administrative, politike, diplomatike, filozofike, shkencore, etj.

Ndërkaq, ishte edhe një gjuhë tjetër shumë e zhvilluar e trevave aziatike: persishtja. Persishtja indoeuropiane, ndërsa mbajti me arabishten semitike marrëdhënie të ndërsjellta normale huazimi, pa dyshim që fitoi një frymëmarrje dhe përhapje të gjerë në sajë të përqafimit të Islamit dhe që të dyja këto gjuhë u bënë paralelisht bartëset e mëdha të kulturës islame nëpër shekuj dhe kontinente. Ndërsa arabishtja ishte, përgjithësisht ose edhe posaçërisht, gjuha e besimit, teologjisë, mistikës, drejtësisë, luftës, administratës dhe shkencës, persishtja ishte gjuha e artit. Të tilla u futën ato në turqishte duke formuar një gjuhë të re: osmanishten.

Letërsia ose, më saktë, poezia klasike turke u zhvillua kryesisht mbi bazën e persishtes. Edhe gjuha

e përdorur në origjinalet e poezive të zgjedhura për këtë antologji, mbështetet mbi persishten.

* * *

Poezia klasike turke u zhvillua me metrikën *arud*, atë që në terminologjinë e letërsisë (poezisë) orientale quhet *vezn-i arud* (masa *arud* e vargut poetik). *Arud* quhet edhe kompleksi i fundit i rrokjeve – shabllon (këmbës) të vargut të parë të dyvargshit *arud*, të quajtur *bejt*.

Tërësia e llojeve të shabllonevet *arud* të formuara duke u mbështetur mbi një *vezn* (kompleks këmbësh), quhet *bahr*. Në tipologjinë *bahr* futen këto lloje *veznesh*: 1) *hezexh* (e gëzuar); 2) *rexhez* (e dridhur); 3) *remel* (vrapuese); 4) *munserih* (rrjedhëse); 5) *mudari* (përngjasuese); 6) *muxhtes* (e këputur); 7) *serí* (e shpejtë); 8) *hafif* (e lehtë); 9) *mutekarib* (afruese); 10) *kamil* (e plotë); 11) *tavil* (e gjatë).

Në poezitë e kësaj antologjie janë përdorur tetë lloje shabllonesh arud (në kllapa është shënuar numri i poezisë apo i poezive përkatëse):

1) Fâ'ilâtun Fâ'ilâtun Fâ'ilâtun Fâ'ilun (2, 3, 5, 7, 10, 20, 23)

2) Mefâ'îlun Mefâ'îlun Mefâ'îlun Mefâ'îlun (6, 8, 14, 15, 21, 22)

3) Fe'ilâtun Fe'ilâtun Fe'ilâtun Fe'ilun (9, 11, 12, 19, 25)

4) Mefâ'îlun Fe'ilâtun Mefâ'îlun Fe'ilun (4, 18)

5) Mef'ûlu Fâ'ilâtu Mefâ'îlu Fâ'ilun (1, 13)

6) Mutefâ'ilun Fe'ûlun Mutefâ'ilun Fe'ûlun (16)

7) Mef'ûlu Mefâ'ilun Fe'ûlun (17)

8) Mef'ûlu Mefâ'îlu Mefâ'îlu Fe'ûlun
Mef'ûlu Fe'ûlun (24)

* * *

Në poezitë e kësaj përmbledhjeje si dhe në poezinë klasike turke mbisundon gazeli i ndërtuar me skemën me dyvargshe (bejte – kuplete, distike), ndër të cilët, dyvargshi i parë rimon a:a, kurse të gjithë dyvargshit e tjerë, b:a, c:a, ç:a, d:a, e kështu me radhë gjer në fund. Si rregull, dyvargshi i parë jo vetëm rimon a:a, por, në shumë raste, përfundon me të njëjtën fjalë apo shprehje e cila, pastaj, si një lajtmotiv, përsëritet identikisht në fund të vargut të dytë tek të gjithë dyvargshit gjer në fund të gazelit. Vlerën e lajtmotivit e ka edhe rima. Përgjithësisht, në këtë formë poetike, rima, qoftë rrokje, qoftë fjalë ose shprehje, është një lajtmotiv.

Veç kësaj, në këtë përmbledhje janë paraqitur edhe forma të tjera të vargëzimit: *murabba* (Mbretëreshës sime), poezi me strofa me nga katër vargje që rimojnë a:a:a:a / b:b:b:a / c:c:c:a / ç:ç:ç:a / etj.; *museddes* (S'kemi), poezi me strofa me nga gjashtë vargje që rimojnë a:a:a:a:a:a / b:b:b:b:a:a / c:c:c:c:a:a / etj., ku dy vargjet e fundit, si të njëjta në të gjitha strofat, janë edhe një lloj refreni; *tardije* (Tardije), poezi me strofa me nga pesë vargje që rimojnë a:a:a:a:b / c:c:c:c:b / ç:ç:ç:ç:b / etj., ku vargjet e fundit të të gjitha strofave jo vetëm rimojnë njëlloj, por edhe mbarojnë me të njëjtën fjalë ose shprehje; *kıt'a* (Fatit), poezi njëstrofëshe që jo vetëm rimon a:a:b:a, por edhe ka si lajtmotiv të njëjtën fjalë (këtu: fati) në vargjet 1-2-4; *mustezad* (Nedimiu: Gazel), i ashtuquajturi *gazel i shtuar*, ku secili nga vargjet e dyvargshit vazhdon me një varg të

shkurtër në rreshtin e dytë; *murabba* (Eja të dëfrejmë), poezi me strofa me nga katër vargje që rimojnë a:a:a:a / b:b:b:a / c:c:c:a, etj., ku vargu i dytë i strofës së parë përsëritet si varg i katërt i kësaj strofe dhe, pastaj, në strofat e tjera, në fund, edhe si lajtmotiv, edhe si refren.

Të gjitha këto veçori vargëzimi dhe rimimi të origjinalit janë ruajtur edhe në shqipërim.

* * *

Poezia klasike turke është një lirikë sentimentale e nënllojeve erotike, personale, simbolike, mistike, filozofike. Në lirikën erotike dhe mistike përdoret përgjithësisht simbolika e dëfrimit me pije dhe, në këtë kuadër, simbolika e vajzës së dashur, verës, kupës së verës, sakiut (verëshërbyesit), dehjes. Në erotikën mistike, "e dashura" janë Zoti ose Profeti, vera janë frymëzimi sublim dhe ndjenjat sublime ndaj Zotit dhe Profetit, dëfrimi janë kuvendet mistike gjer në agim, të cilat shoqërohen apo përfundojnë me ekzaltime (dalldí) mistike. Shpesh, siç do të mund të vërehet edhe në shqipërimet, simbolika e lirikave erotike ndërthuret me ato mistike por duke mbetur e qartë, kurse, nganjëherë, ideja e vërtetë e poetit mbetet gjer në fund e fshehtë.

*Shqipëruesi*

# *Poezia klasike turke*

*Sönmez seher-i haşre kadar şi'r-i kadîm*
*Bir meş'aledir devredilir elden ele*[1].
Yahya Kemâl Beyatlı

Poezia klasike turke (Poezia e Divanit) e cila, për sa i përket përmbajtjes, formës dhe vazhdimësisë, zë një vend me rëndësi në historinë botërore të poezisë, duke u embrionizuar në kryeqytetin selçuk Konja, duke marrë formë në kryeqytetet shtetërore e kulturore si Bursa dhe Edreneja dhe duke arritur përsosmërinë në Stamboll, ndoqi një ecuri paralele me themelimin dhe zhvillimin e Shtetit Botëror Osman; për më tepër, e vazhdoi linjën e zhvillimit edhe në periudhat e stanjacionit dhe regresit, madje, në sajë të elementëve të shëndoshë në themelimin e saj dhe të amplitudës që fitoi.

Pothuaj të gjithë anëtarët e dinastisë osmane, të vetëdijshëm për faktin që marrëdhënia historike mes artit dhe sundimit zhvillohet për sa kohë që këta dy elementë e ushqejnë njëri-tjetrin, krahas mbrojtjes që u kanë dhënë dijetarëve, poetëve dhe artistëve, edhe vetë janë marrë me një apo më shumë lloje artesh, kryesisht me poezi dhe muzikë, por edhe me kaligrafi[2], dekoraci-

[1] *Gjer në mëngjes të ringjalljes s'do të shuhet vjersh' e vjetër;*
*Një pishtar është që shkon dorë më dorë...* (Jahja Kemal Bejatllë)

[2] Është fjala për atë që në osmanisht quhet *hüsn-ü hat*, bukurshkrimi i teksteve të shenjta.

on, vizatim, pikturë, etj., duke krijuar, kohë më kohë, modele shumë të suksesshme. Kjo specifikë është, për kombin tonë, një meritë që s'ka shembull në botë.

Në këtë poezi e cila konsiderohet esenca e një trashëgimi kulture dhe qytetërimi, e cila është një burim me rëndësi që, brenda kufijve estetikë, e ka orientuar jetën tonë shoqërore e politike, e cila na ka sjellë gjer në ditët tona me qindra mijra modele nëpërmjet mijra poetëve, disa nga të cilët, si "mbretër të poezisë", kur ka qenë vendi, e kanë korrigjuar shoqërinë dhe, kur ka qenë vendi, i kanë treguar kahjen vullnetit politik, në këtë poezi, pra, është përdorur një gjuhë shumë e pasur. Përveç kuptimeve të thjeshta dhe që vijnë të parat në mendje, me fjalë dhe shprehje-margaritarë të zgjedhur me kujdes prej argjendari[3] dhe të ngarkuar me ide, ndjenja e fantazi përmes përpunimit shumëshekullor, janë krijuar vepra arti fjale të një elegance të lartë duke bërë, njëkohësisht, një pasurim dhe thellim kuptimor.

Poetët e divanit kanë ditur t'i shprehin ndjenjat dhe cilësitë humane-mistike të njeriut me një delikatesë dhe elegancë marramendëse. Dhe kompetentët e kësaj pune e dinë fort mirë se kjo nuk mund të arrihet vetëm me anë të përdorimit të mirë të gjuhës dhe njohjes së teknikës poetike.

Duhet të ketë qenë një frymëzim hyjnor që i ka bërë poetët me aftësi për t'i ndjerë gjërat sublime që fal pasioni, ta rrokin kuptimin dhe urtësinë e bukurive dhe t'ua thonë këtyre poezive të rralla!

[3] Në origjinal është përdorur fjala *sarraf* që do të thotë edhe përpunues i metaleve të çmuara dhe ka vetëm kuptime të mira, kurse në shqipe është ngarkuar edhe me kuptime keqësuese, si falsifikues i monedhave, etj.

Etërit tanë që mendonin me mendje të kulluar, që besonin me zemër të kulluar dhe pëlqenin me një kënaqësi të kulluar; etërit tanë që e dinin se *përjetshmëria* e fjalës mund të sigurohet duke u bërë ajo letrare, *duke e kaluar delikatesën nëpër procesin e kullimit*, siç shprehet Nedimi, e bënë atë sunduese pothuaj në çdo faqe të jetës.

Por sa e hidhur është që, ndërsa fakti që vazhdimësia në kulturë e vë ndryshimin dhe zhvillimin në baza të shëndosha, është një e vërtetë, vjen një kohë që poetët tanë që zotëronin cilësitë e përshkruara më lart, poetë si Fuzuliu dhe Nedimi, të çmuar me fjalët se *"asnjë komb nuk mund të tregojë dy poetë të mëdhenj lirikë të nivelit të Fuzuliut dhe Nedimit"*, të shihen nga nipërit e tyre që nuk e kuptojnë dot kulturën e lartë të krijuar, si poetë *"të shkëputur nga populli, që e kanë mbushur kohën, që shesin mall të huajsh"*; vjen një kohë që letërsia e krijuar prej atyre artistëve të mëdhenj të emërtohet me cilësime të tilla që kurrsesi s'i përgjigjen përmbajtjes dhe cilësisë së saj, si "letërsi divani[4], sentimentale, pallati, medreseje, komunitariste"[5]; vjen një kohë që të bëhen intepretime jashtë të vërtetës, sipas të cilave, kjo letërsi është bërë, tashmë, e pakuptueshme dhe e ka mbushur afatin; vjen një kohë që të ndahet si me sëpatë nga poezia simotër e popullit, e zhvilluar në të njëjtën klimë kulturore me të por me mendësi estetike të ndryshme, madje që të krijohen pretekstualitete për ta ndaluar mësimin e saj në shkolla duke shfaqur, kështu, pothuaj një shembull mohimi tra-

[4] Këtu, me kuptimin "letërsi deliri".
[5] Në origjinal: "Divan, Havas, Enderun, Medrese, Ümmet Edebiyatı".

shëgimie[6]! Ç'është e drejta, nuk duhet të jetë aq e lehtë për të arritur në një injorancë të tillë! Mirëpo, ajme!

Mund të thuhet se edhe muzika klasike turke ndan të njëjtin fat me letërsinë klasike turke...

Mirëpo dashuria nis me dije dhe njohje. Dhe dija me njohjen kërkojnë zell e përpjekje. Kongreset dhe konferencat shkencore-letrare, seancat me ilustrime, bisedat e hapura dhe konfidenciale me të interesuar të një rrethi më të gjerë, madje mbrëmjet poetike-muzikore duhen vazhduar duke i zgjeruar dhe shtuar si numër edhe më tej.

Në këtë moment të tërheq vëmendjen interesimi që tregohet për konferencat seriale nën titullin "Leximе nga poezia e Divanit" dhe për librat e botuar një pas një, të cilat e vlejnë për t'u lavdëruar, të Prof. Dr. Iskender Pala-s[7] veçanërisht drejtuar të rinjve dhe të të interesuarve me qëllimin, sipas shprehjes së vetë atij, *"për t'ua sjellë afër historinë e largët dhe për t'ua mësuar duke i dëfryer"*. Faktin që interesimi i ndjerë për poezinë dhe muzikën tonë klasike po shtohet çdo ditë që kalon, po e vërejmë edhe ne në "Bisedat e poezisë së Divanit" të shoqëruara me muzikë që po i realizojmë në Konja.

Sot, poezia klasike turke ushtron ndikim më të madh se ç'pandehim ne, edhe mbi poetët tanë, edhe mbi jetën tonë shoqërore. Poetë të shek. XX dhe aktualë, si Behcet Necatigil, Fazıl Hüsnü Dağlarca, Turgut Uyar, Atilla İlhan, Oktay Rifat, Sezai Karakoç, Can Yücel dhe Hilmi Yavuz, të cilët ndajnë të njëjtin

[6] Në origjinal: "redd-i miras", "hedhje poshtë e trashëgimisë kulturore të së kaluarës" si koncept më shumë ideologjik.

[7] Iskender Pala, studiues i shquar i letërsisë së Divanit, pedagog dhe autoritet në këtë fushë në ditët e sotme në Turqi.

opinion me A.H.Tanpınar-in, sipas të cilit, *"e kaluara është gjithmonë e pranishme, prandaj, që të mundim të jetojmë si këta që jemi, jemi të detyruar për çdo çast të lajmë llogaritë dhe të merremi vesh me të"*, janë ndikuar nga poezia jonë klasike dhe kanë përfituar prej saj në masë të madhe. Për më tepër, po qe se Behxhet Nexhatigil, duke mos e harruar edhe emrin e gjyshit të vet, e merr llagapin nga poeti i shek. XV, Nexhati, të cilin e pëlqen dhe e respekton dhe nga i cili është ndikuar shumë; po qe se fyelltari, mjeshtri Nijazi Sajgën ia vë të birit emrin e Fasihut, një ndër poetët mevlevitë të shek. XVII; po qe se kompozitori Ahmet Hatipogllu, i konsideruar i merituar të quhet Itri-u i shekullit tonë, e thërret djalin e madh me emrin e Itri-ut, kompozitorit gjenial të muzikës klasike turke, kurse djalin e vogël, me emrin e poetit popullor Emrah nga Erzurumi, kam mendimin se duhet qëndruar me vëmendje mbi këtë interesim.

Forca vitale e vënë në shesh nga poezia jonë klasike në personalitetin e poetëve të tillë si Fuzuli, Nedim dhe Galib, vendosmëria e saj për të rilindur, vullneti për ta reflektuar shkëlqimin e vet përbëjnë, përkundër të gjithë elementëve të pafavorshëm, qëndrimeve mohuese dhe zhvlerësuese, një shembull esencial të faktit që qytetërimet kurrë nuk kanë për t'u asgjësuar plotësisht.

Duke falenderuar Zotin, me ndjenjat e dashurisë dhe lutjes për paqe të përjetshme atyre që, duke lënë tinguj të bukur në kupën qiellore, e bënë veten të pavdekshëm në faqet e historisë së kësaj bote!

*Dr. Mustafa Çıpan*

## *Ahmed Pasha*
## *Gazel*

Të dashurës letër dashurie n'i paça shkruar,
Mbi gjethen e zemrës mall në paça shkruar;

Rënkimet e bilbilit të pashpresë me dorën
E flladit mëngjesor mbi trëndafilë n'i paça shkruar;

Me shembëllimin e cullufeve të tua në zemër,
Dëshpërimin mbi fletë n'e paça shkruar;

Përfytyrimin tënd ndër sy, mbi fjalë; dhe mbresat
Mbi kupën e kristaltë n'i paça shkruar;

Zjarrin e Ahmedit me flakën tënde ndezur,
I djegur me dëshirën për ty e kam shkruar!

## *Mihrí Hatun (Zonja Mihrí)*
## *Gazel*

Ç'të bëj? Zemra e shkretë s'bën dot pa dashuri;
S'hesht, sado të përpiqem, kjo e pacipë, or ti!

Unë emrin ia mbaj në majë të gjuhës, por i dashuri
S'më kujton sepse një çast, bile, pa të tjera s'rri!

Bashkimin ma premtoi, në sevda më lëshoi,
U kthye pastaj e mohoi i pamëshiri, ai!

O mjek i zemrës, e sëmura yte jam, po vdes;
"E kam huj, më tha, të vras kështu, pa shërim, si ty!"

Në këtë botë s'u bëka trëndafil pa gjemb,
S'kam parë bukuri që të mos ketë pranë shëmti!

Mihrí! Ne vdesim, por diellin e dashurisë s'e lëmë;
Le të flasin bota, ne s'bëjmë dot, jo, pa dashuri!

## *Nef'iu*
## *Gazel*

S'ke si e qorton dashnorin, është dashuruar; ç'të bëjë?
Për njeriun, dëshirë e dashuri janë bela; ç'të bëjë?

Zemra s'i ndahet dot nga e dashura, s'është çudi;
I mësuar është me buzëqeshjen e saj; ç'të bëjë?

Sikur t'ia lërë buzëqeshjes së saj tërë bukuritë,
Cullufet e saj si femër e përdalur bëhen; ç'të bëjë?

T'ishte për cullufet, s'do të harboheshin kështu;
Është era e mëngjesit q'i nxit e i fryn; ç'të bëjë?

Zemrat e dashnorëve i sheh të dëshpëruara;
Zemr' e tij si pasqyrë q'i reflekton botët; ç'të bëjë?

Nef'iu s'ua jep zemrën cullufeve; s'është çudi;
Natyr' e tij e lirë – zog që s'bje në kurth; ç'të bëjë?

## *Nailiu*
## *Gazel*

Pas dëshirës s'ashkut, gjer te fshati i të dashurës shkojmë;
Shokë të flladit të mëngjesit, gjer në pranverë shkojmë!

Pelerinën e grisur supit, në dorë gotën e verës;
Gjer te vendi ku jepet taksë për verën shkojmë!

Në udhën e skamjes në një hap me Senaiun,
Gjer te zotëri e tij Kylhaní Lajhar shkojmë![8]

Tronditjen e Mansurit[9] ia përcjellim Qiellit të Shtatë;
"O Zot! O Zot!"- Duke thirrur, gjer te laku shkojmë!

Në na e kujtoftë qiellza shijen e buzëve,
Jo gjer në Egjipt, por në Kandahar shkojmë!

O fat, në të rroktë për mesi dorë e Nailiut,
Me ty gjer në Gjyqin e Madh të Zotit shkojmë!

[8] Në këtë dyvargsh është fjala për gjykatësin e famshëm Senai dhe myrshidin e tij Kylhani Lajhar, figura të shek. XVIII.
[9] Është fjala për mistikun Mansur el-Hallaxh (857-922) i cili ka thënë shprehjen e famshme "enel hak" (unë jam Zoti) që u gjykua si blasfemi, për ç'shkak M. el-Hallaxhi u ekzekutua me varje.

# *Nedimi*
# *Gazel*

Eleganca është kulluar, është bërë pamja jote;
Vera është kulluar, është bërë faqja e kuqe jote!

Lëngu i trëndafilit pikuar, nazet e tua qëndisur;
Njëri t'është djersë erëndshme, tjetra, shamia jote!

Brenda plot magji e magjepsje je i mbushur, o kalem!
Më ngjan se fij' e flokut të Harutit[10] është maja jote!

Mbledhur Frengjistani[11] e bërë pikë në një vend,
Pastaj në cep të vetullës t'është bërë "vetja"[12] jote!

Bukuroshja krishtere të ka pyetur: "A e pi verën?"
Aman, me ç'pyetje ka rënë ngushtë zemra jote!

[10] Magjistari legjendar Harut.
[11] Frengjistani: Franca, Europa e krishterë.
[12] Në origjinal: "ben": 1. unë, vete. 2. lyth, nishan. Këtu bëhet një lojë fjalësh me të dyja këto kuptime të fjalës "ben". E gjithë bota e krishtere është mbledhur e bërë lyth (nishan) në cep të vetullës së djalit të dashuruar me vajzën krishtere që përfaqëson këtu botën krishtere europiane. Dhe aq thellë ka zënë rrënjë ky lyth në cep të vetullës së djalit, sa është bërë simbol i vajzës krishtere dhe vetja e tij e dytë!

Nga ç'kupë vere u dehe, o zemër, kujt iu dhé vallë?
Në ç'kurth re, o zemër, ç'është kjo vojtja jote?

Buzët e tua fjala "buzëqeshje", madje, i plagos;
Buzët t'u thanë nga e mbetura pezull puthja jote!

O Nedim, këtu s'ka bukuroshe si e përshkruan ti;
Më ngjan ke parë ndonjë perí, kjo është ëndrra jote!

## *Fuzulíu*
## *Gazel*

E dashura mua ma solli në majë të hundës;
Po vetë, a s'u mërzit duke më munduar?

U ndezën qiejt e morën flakë nga *ah*-u im;
Po qiriri i qëllimit tim, s'ka për të ndriçuar?

Të gjithë të sëmurëve të zemrës së saj
E dashura shërim u ka dhuruar;

Po mua, ç'ka që s'më jep shërim?
Apo s'më mban për të dashuruar?

E mbaja fshehur unë hallin tim;
Më thanë: "Të dashurës pse s'ia ke zbuluar?"

Po t'ia them, s'e di, ajo e pabesë
A ka për të më besuar, a s'ka për të më besuar!

Netëve të vetmisë zemra më digjet,
Sytë lot të përgjakur duke pikuar...

Vaji im gjindjen zgjon nga gjumi;
Po fati im i zi, a s'ka për t'u zgjuar?

Mbi trëndafilin e faqes më rrjedh
Ujë i përgjakur nga syri i lotuar...

E dashura ime – stinë trëndafilash;
A s'rrjedhin në këtë stinë ujërat turbulluar?

S'isha unë që u dhashë pas teje, moj;
Prej teje mendja pas teje m'është harruar!

Indiferenti që më shau mua,
Po të pa ty, a s'ka për t'u turpëruar?

Fuzuliu: bredharak i marrosur nga dashuria,
I mbajtur nëpër gojë, i qortuar...

Por pa pyeteni atë, ç'është kjo dashuri
Që s'e ka mërzitur ende, s'e ka kuptuar?

## *Zatíu*
## *Gazel*

Ç'ke, o fat, që rënkon, mos një të dashur lozonjare ke?
A mos si hëna fytyrëdritë bredharake e ke?

A mos vjeshta ta zverdhi faqen, o kopsht i ri?
A mos nga e dashura shtatselvi e ke?

Qan e klith për çdo çast, o bilbil; a mos
Nga trëndafilja e bërë shoqe me gjembin, e ke?

"N'u dashtë, shpirtin jap për ty!" – I thashë asaj.
Ma përplasi syve: "A me të vërtetë e ke?"

Prapë, si cullufet e të dashurës i hallakatur je, o Zatí!
A mos prej të dashurës së bukur si perí, e ke?

## *Fuzulíu*
## *Mbretëreshës sime*

Prej dashurisë sate vuaj, s'ma pyete vojtjen time;
I sëmurë rashë teje, kurse ti s'më dhe shërime;
A kështu do të kalojë, zonjë e dashur, era ime,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime?

Që kur rashë në kurth pas teje, besën s'ta kam parë;
Të afërt ndaj të vuajturve kurrë s'të kam parë;
Portretin tënd të mirë pse të mos e kem parë,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime?

Harku i fatit të pabesë një mijë shigjeta më lëshon;
S'di kujt t'ia tregoj hallin, askush s'më kupton;
Mirësia ty të mbeti, sepse kë veç teje tjetër kam,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime?

Si lot i syrit që më djeg e ikën, mos ik edhe ti;
Në s'iksha e s'të lënça unë, mos më ik e lër as ti;
Pse bëhesh e keqe që të vuaj unë, i mjeri,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime?

Pse do kaq shumë të mundojë zemra jote?
Përse duhet të sillesh, vallë, kaq zemërgure?
Bukuroshes si ti sjelljet e bukura i kanë hije,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime!

Të mjerëve, lotëve të tyre as që ua hedh sytë!
T'u bësh keq dashnorëve do, a është e drejtë?
Eja, në daç Zotin, bëju një të mirë si di vetë,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime!

Lypsari Fuzuli të lutet për fjalën e mirë tënde;
Sot të është roje; nëse vdes, dheu i tokës tënde;
Vetë, i vdekur a i gjallë është sipas fjalës tënde,
O ti, syri, zemra, e dashura, mbretëresha ime!

## *Nexhatiu*
## *Gazel*

Faqetulipanet në trëndafilishte prapë ç'nuk bënë!
Selvitë s'fëshfërinë, gonxhet nga turpi s'folën dot!

Erdhën në livadh nga larg me sjellje të pahijshme;
Në kuvend të trëndafilave tulipanin s'e prunë dot!

Zakon e kanë bukuroshet të mundojnë, por ama
Ç'më kanë punuar mua, askujt s'ia kanë punuar dot!

Lëvduar Zoti, me verën përtëritëse të sakive tanë,
As uji që na mban gjallë, as eliksiri s'na u deshën dot!

Bukuroshet s'na goditën me vetullat si shigjetë,
Qerpikët s'i pulitën, pra zemrat s'na i dridhën dot!

Një mijë bukuroshë q'i ngjajnë Jusufit ka, por ama
Këta s'gënjehen, s'e japin veten, s'e shesin dot!

O Nexhati, ec tutje e duro se s'të vjen gjë tjetër dore;
Kë s'munduan bukuroshet që ty të të mos mundonin dot?

# *Fuzuliu*
# *Gazel*

Tek unë, aftësi dashurie më shumë se te Mexhnuni ka;
Unë jam dashnor besnik, Mexhnuni vetëm emrin ka!

S'është çudi që syri më ka aftësi të derdhë gjak;
Farë Kabili;[13] si vrima e faqes tënde një mjeshtër ka!

Edhe ti si unë krenohu që ke një të dashur
Ashtu siç Lejlaja Mexhnunin dhe Shirini Ferhatin[14] ka!

O trëndafile, unë jam i qetë e i matur, jo si bilbili
Që klith çdo çast se në mundim të dashurisë durim s'ka!

Aq i vrarë jam sa, kush më sheh, gëzohet për vete,
Se i duket vetja që, në krahasim me mua, asgjë s'ka!

O zog i zemrës, mos shëtit kot në qiellin pa kufi, se
Në rrugët e kësaj hapësire gjahtarë që të presin ka!

O Fuzuli! Mos ua var këshillave që ta presin dashurinë,
Sepse janë fjalë me arsye, në to ndjenjë nuk ka!

[13] Pasardhës të Kabilit, vëllavrasësit të parë legjendar në historinë e njerëzimit.
[14] Lejlaja me Mexhnunin dhe Shirini me Ferhatin, dashnorë legjendarë edhe të folklorit, edhe të poezisë klasike turke.

## *Neshatiu*
## *Gazel*

Ike, por shpirtin me mall të mallëzuar ma le;
S'e dua tani as kuvendin e miqve, madje!

Si vorbull mbytëse më vjen kuvendi pa ty;
Dhe kupa me verë sikur më qorton, madje!

S'e shoh dot lulishten, se si zjarr më ngjajnë
Gonxhet e çelura, selvitë nazemadhe, madje!

Dua të rënkoj ashtu që të kthehen mbrapsht
Faq' e qiellit me diellin e saj të zjarrtë, madje!

Jo gjemb' i ndarjes, por flaka e dashurisë
E ndau Neshatiun nga e dashura, madje!

# *Fasihu*
## *Gazel*

A do të frysh sot, o fllad, mbi flokët e të dashurës, vallë?
A di gjë, o fllad, mbi atë zemrën e turbulluar, vallë?

Ne jemi bilbila në kafaz; për trëndafilen kemi mall;
A s'na sjell, o fllad, një petal, prej saj një shenjë, vallë?

Për t'i marrë erë një herë atij floku, një mijë jetë japim;
O fllad, a prure ndonjë aromë prej flokëve të saj,
vallë?

Ne, gjembishte rreth rrugës për në kopshtin e
dashurisë;
Mos ngece ndër ne gjatë rrugës, a mos të lënduam,
vallë?

Eh, sa i vrarë në shpirt është Fasihu! A s'po fryn, o fllad,
Nëpër flokë të së dashurës, për ta gëzuar të mjerin,
vallë?

## *Nedimi*
## *Gazel*

Rob më je, më ngjan, i atij kaçurreli, zemër moj!
Kur fryn er' e mëngjesit, e mjerë je, zemër moj!

Si unë e betuar, kur çel trëndafili, të mos pish verë;
Më ngjan, edhe ti si unë e penduar je, zemër moj!

Ky ndriçim ç'është në lotin tim? Më ngjan se ti
Në zjarrin e vajtimit tim e fshehur je, zemër moj!

A mos të thashë mos përkëdhel, mos pi verë?
Prej meje pse kështu në të ikur je, zemër moj?

Mendja ma thotë se sillesh fort si pa dëshirë,
Sikur në gjoks vetëm vizitore m'je, zemër moj!

Nga vështrimi yt pasqyra u bë qelq i shkrirë;
O Zot, ç'zjarr përvëlues që më je, zemër moj!

Siç bën dallim pishtari i karvanit n'errësirë,
Dallohesh mes të dashuruarve ti, zemër moj!

Folé begatie je, vendi ku shfaqet diell' i ndjenjës;
Prag i agimit të pranverës së haresë je, zemër moj!

Meqë i dhe Nedimit kupën e bisedës së ngrohtë,
Lërja qelqen të pijë e të ngopet edhe ca, zemër moj!

## *Semaíu*
## *S'kemi*

Lëvduar Zoti, as nam e nishane dhe as emër s'kemi;
Veç zemrës gërmadhë, vend tjetër të bukur s'kemi;
Për dashuri na ka gatuar Zoti, nga vetja gjë s'e kemi;
Të gjitha vojtjet i bëjmë ne, ndaj Tij ankesë s'kemi;
Belaja na vjen prej zemrës, lutje për drejtësi s'kemi;
Qahemi nga zemra, qarje prej askujt tjetër s'kemi!

As vojtja prej largimit nga e dashura është trimëri,
As kredhja në mendime të thella është mençuri;
Nuk shprehet dot me fjalë ndjenja, s'është dituri:
E vrullshme si ujëvarë, e paqetë, priret nga çdo selvi!
Belaja na vjen prej zemrës, lutje për drejtësi s'kemi;
Qahemi nga zemra, qarje prej askujt tjetër s'kemi!

Në rënça me fytyrë në dheun e këmbëve të saj,
As sytë s'mi hedh, as mbi mua tërë pluhur hijen e saj;
Ç'është e vërteta, s'jam i vendosur unë vetë pas saj,
Se kështu jam, i pakënaqur, me zemër të thyer pas saj!
Belaja na vjen prej zemrës, lutje për drejtësi s'kemi;
Qahemi nga zemra, qarje prej askujt tjetër s'kemi!

Ndaj njerëzve të ashkut të lidhur besnikërisht jemi ne,
S'i shikojmë dot në sy ata me dy fytyra, i mohojmë ne!
Jemi të tjerë tregtarë, me këdo kemi dhënë e marrë ne!
Ide pa shterrim, punë që s't'i merr mendja kemi ne!
Belaja na vjen prej zemrës, lutje për drejtësi s'kemi;
Qahemi nga zemra, qarje prej askujt tjetër s'kemi!

Herë, të qeshur në ndarje, bashkimin e kujtojmë;
Herë, të vajtuar në bashkim, ndarjen e kujtojmë;
Herë folé ashku, herë të dehur a të mahnitur shkojmë;
Herë si Semaiu, nga vojtja e ndarjes vuajmë!
Belaja na vjen prej zemrës, lutje për drejtësi s'kemi;
Qahemi nga zemra, qarje prej askujt tjetër s'kemi!

## *Sheh Galibi*
## *Gazel*

Imzot je; respekt në botë në paça, prej teje e kam;
Në paça emër mes të dashuruarve, prej teje e kam!

Begati e jetës, krijues i shpirtit tim të gjallë më je;
Nga jeta ndonjë fitim në paça, prej teje e kam!

Trajtën iluzore ngjyr' e bukurisë tënde ma ka ndriçuar
Iluzion lulesh, pranverë në paça, prej teje i kam!

Në kohën tënde fati as një thërrime s'më ngacmoi;
O diell i ndritshëm, në vajtofsha, prej teje e kam!

Ti: qiriri; unë: flutura e malluar që vjen rrotull teje;
Çdo natë të të përqafoj në daça, prej teje e kam!

Dëshmor i dashurisë sate jam; gjoksi: mal me
lulezjarr;
Kandil në tyrbe, qiri në varr në paça, prej teje i kam!

Kush më sheh kështu, ciklon në rërë më pandeh;
Asgjë mes asgjësë jam; çdo që që kam, prej teje e kam!

Kur isha margaritar për ty, të vetëm pse më le?
Pluhurin mbi pasqyrë të zemrës prej teje e kam!

Me lotët-gjak, kupës ngjyrë agimi m'i dhe, saki!
Turbullinë n'agimin e kuvendit me verë, prej teje e kam!

Zotëria ynë i lartë, strehimi i Galibit është tek Ti!
Në kokë një qylaf krenarie në paça, prej teje e kam!

## *Sheh Galibi*
## *Gazel*

Sërish vark'e zemrës u thye e doli n'anë;
Si shishe e rrokullisur në rrugën me gurishte ra!

Kur në kuvend të botës pjesëtohej basm' e qëllimit,
Pjesë nga dashuria, një zemër copë-copë na ra!

Herë me shtambë të verës supit, kupën nën sqetull,
I sëmuri i dëshpëruar në derë të dashnores ra!

N'sa pranvera erdh' e bilbili u poq me trëndafilen,
Radh' e pritjes me durim zemrës së pavendosur i ra!

Zemra u dha pas nishanit-hënë të yjësisë së faqes;
Mua, nga fati im ky yll i zi më ra!

Sytë drenushe u pulitën nga kënaqësi e bashkimit
E klithën: "O Zot!" Dhe rruga në pritjen e saj më ra!

Dhe mbeti Galibi i tillë, admirues i rrugës mevlevite;
Dikush emër e famë braktisi, dikush pas tyre ra!

## *Sheh Galibi*
## *Tardije*[15]

Mirëse erdhe, o lajmëtar i të dashurës,
Falmë një sihariq prej të dashurës!
Iu bëfsha fli festës së të dashurës!
Ç'm'u bënë shpresat ndaj të dashurës?
Të fala nga e dashura për ne a s'ka?

O Hizri[16] i dashnorëve të pashpresë, thuaj;
Nxirre në dritë këtë të fshehtë e thuaj;
Bëmu dragoman mua e më thuaj;
Mos e fshih, fjalë për fjalë e thuaj:
Ky defter dëshpërimesh fund a s'ka?

O Zot, ç'pritje që është kjo?
Ç'erë që s'di të heshtë është kjo?
Ç'dhimbje, ç'vuajtje zemre është kjo?
N'e dëgjofsha, lozonjarja, kjo,
Qëllim bashkimi me mua a s'ka?

[15] Tardijje: në poezinë klasike turke, poezi me strofa pesëvargshe që rimojnë a:a:a:a:b dhe ku të gjitha vargjet e fundit rimojnë me të njëjtën fjalë.
[16] Hizri: person legjendar dhe enigmatik që përfaqëson të mirën dhe ndihmën ndaj të vuajturve.

Hipa si Mansuri[17] në majë të lakut;
Thirrja ime si thirrja e frymës s'bririt;
Vojtja ma thau grykën si fyell i kallamit;
Ushtri e fatkeqësive më erdhi hakut!
Fjalë nga ajo mbretëreshë për mua a s'ka?

Shije morën nga fati këta lypsarë,
Miqësitë mbetën për të tjera herë;
Ato fjalë e premtime a s'kanë më vlerë?
A s'shkojnë gjithë ato lutje që kam bërë?
Për hallin e zemrës qetësi a s'ka?

Nga dhimbjet zemra pa gojë më mbeti,
E dobët si Galibi, pa fuqi më mbeti;
Letra që i shkrova, pa përgjigje mbeti;
Por ende një shpres' e fundit mbeti:
A s'njihet maturia atje, një "po" a s'ka?

[17] Shih shënimin nr. 2.

## *Shehulislam Jahja*
## *Gazel*

Ninëza e syrit paprá në faqen e të dashurës sheh;
Nga ajo dritare syri në mes të një lulishteje sheh!

Koha vjen, merr prapë në dorë kupën e florinjtë
Narcizi sybojqiellté në livadh, veç pranverën sheh!

Erën tënde të lehtë pret të fryjë vark' e zemrës;
Ka kohë që në breg të mundimit nga fryn era sheh!

Me të dëgjuar se po vjen për në kopsht, o shpirt,
Jasemini i dridhëruar ngjitet murit, rrugën sheh!

S'i vë re, kush është burrë, këto sjellje, o Jahja;
As poshtërimit s'ia hedh sytë, as nderimin sheh!

## *Selimiu*
*(Sulltan Selimi i Rreptë)*

### *Fatit*

Ninëzës së syrit s'e di ç'magji m'i bëri fati;
Vajtimin ma vrulloi, lotët m'i përgjaku fati;
Kur luanët dridheshin nën këmbët e mia,
Të syve prej drenusheje rob më bëri fati!

# *Muhibiu*
*(Sulltan Sulejman Kanuniu – Ligjvënësi)*

## *Gazel*

Mes njerëzve s'ka më të nderuar gjë se një shtet,
Por shteti s'vlen në këtë botë as sa një frymë shëndet!

Nuk ka si besimi në këtë botë lumturi e fat!
Një luftë e pafund është ajo që i thonë salltanet!

Lëri dëfrimet, të ngrënat, pijet, se përfundojnë keq!
Nuk ka si adhurimi në e kërkofsh Zotin e vërtetë!

Dhe në paç ditë për të jetuar sa kokrrat e rërës,
Shishja e fatit do të të thyhet sa hap e mbyll sytë!

O Muhibí, hiq dorë nga çdo gjë në daç qetësi;
Nuk ka në botë si qoshja ku hiqesh vetë i vetë!

## *Hajaliu*
## *Gazel*

Përballë portretit tënd, zemra e dehur na mbeti;
Në zjarr të bukurisë tënde flutura u dogj e mbeti!

Mbaje mirë çupëzën, or zot, se ja, ne po shkojmë,
Por zemra atje ku rri ajo q'e ke amanet na mbeti!

Zemra pikon gjak nga ndarja, trupi hoqi dorë nga shpirti;
Gjithçka e bëmë fli për ty; pa shih tani, ç'na mbeti?

Mendtë më ikën krejet, zemër e shpirt u nisën;
Këtu veç gërmadha q'i thonë trupi pa vlerë na mbeti!

Hajalí, ike pa parë pozitë, post, nder e pasuri;
Neve na mjafton legjenda që nëpër gojë mbeti!

## *Bakiu*
## *Gazel*

Hapu, lulet ç'janë atë faqezën ta shikojnë;
Selvi e bredh ecjen nazemadhe ta shikojnë!

Kjo zemër e vuajtur pa shërim në derë të ra;
Vojtjet e kësaj zemre të sëmurë t'i shikojnë!

Gjoksi m'u copëtua, këmisha m'u gris e m'u shqye;
Në lulishten e dashurisë lulet e çelura t'i shikojnë!

Në trupin e tharë brinjët më numërohen një nga një;
Miqtë që s'më shohin mua, fyelltarin ta shikojnë!

Bukuroshet s'u bëkan të mira, pra, o Baki!
Bëhen, për Zotin, sapo paranë ta shikojnë!

## *Rasihu*
## *Gazel*

Mos loto se të bien qerpikët një mbi një,
Mos m'i hidh shigjeta gjoksit një mbi një!

Pluhur elmazi hedh mbi plagë lozonjarja;
Le të hedhë, se bën të mira një pas një!

Fjalë të hidhura kam tani; prit, o gëzim;
Ç't'i bëj hidhërimin e gëzimin një mbi një?

Larg të dashurës isha, tani dhe larg në kurbet;
Ç'më dha, të shkretit, fati ndarje një pas një!

As verë pi, as di të dashurojë – kanë thënë
Për Rasihun; paskan bërë shpifje një mbi një!

## *Nedimi*
## *Gazel*

Bujare moj, kjo zemër që rënkon, e jotja është,
Moj fjalëmira;
O burim perlash, ç'të ketë aty, e jotja është,
E fshehura, e dukura!
Të vish ti në kuvend e të mos ketë vend për ty?
E ke në krye!
Ti gonxhe trëndafili je, qoshja e jotja është,
Eja, e bukura!
O zemër, bëj si të bësh, vuaj edhe nja dy ditë
E ki durim;
Dhe dhoma, dhe kupa e verës, vetëm e jotja është
E dashura!
Në dashtë, jepi një të puthur në shkëmbim të jetës
Dhe vdis;
Ajo fjala e zjarrtë e dashurisë e jotja është,
E marrosura!
Me sytë e zinj të mjegulluar, me leshrat lëshuar,
Vetullat harkuar,
Më ngjan se bukuroshja e guximshme e jotja është,
I shkreti Nedimá!

## *Nedími*
## *Eja, të dëfrejmë!*

Eja ta dëfrejmë këtë zemër të paqetë,
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad![18]
Varka trirremëshe në skelë po na pret,
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad!

Të lozim e të qeshim, jetën ta gëzojmë;
Nga krojet parajsore eliksir të pimë;
Ujin nga gojët e kuçedrave të vështrojmë;
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad!

Herë rreth hauzeve të bredhim e lodrojmë,
Herë pallatet marramendëse t'i shikojmë,
Herë t'ia themi këngës, gazel të këndojmë;
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad!

[18] Në shek. XVIII, në Turqi, në periudhën e quajtur "Lale Devri" (periudha e tulipanëve) iu dha përparësi jetës boheme dhe u zhvillua edhe një letërsi në vargje që i bëri jehonë kësaj periudhe. Në atë kohë, në pjesën europiane të Stambollit, në zonën e Fabrikës së Letrës, një zonë, kjo, tejet e kompromentuar, ishte ngritur parku i madh i Sadabadit ku bëheshin piknike dhe takime dashnorësh.

T'i themi nënës kinse në xhuma po shkojmë;
Pastaj të përvidhemi, fatin ta mashtrojmë,
Rrugët e fshehta të skelës t'i qarkojmë...
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad!

Unë dhe ti dhe syqeshuri sazexhi;
Në pastë leje, dhe Nedimi i marrë të vijë!
Për sot, miqtë e tjerë po i bëjmë fli...
Eja, shtatselvia ime, drejt në Sadabad!

# *Ahmed Pasha*
*(Edrene 1425 - Bursa 1497)*

I rritur në kohën mes Shejhiut dhe Nexhatiut dhe i bërë shumë i famshëm, Ahmed Pasha është i biri i Velijuddin bin Iljasit, njërit prej kazaskerëve të periudhës së Muratit II. I rritur në një familje të pushtetshme dhe me kulturë, mori një arsim të mirë, mësoi arabishten dhe persishten, punoi si muderris në medresenë Muradije të Bursës dhe si kadi në Edrene.

Të gjithë biografët thonë, duke përdorur shprehje lavdëruese, se Ahmet Pasha ka shënuar një etapë të re në poezinë turke, se i ka sjellë letërsisë turke një ngjyrë të re dhe një zë të ri.

Sulltan Mehmeti II që ka pasë shkruar edhe vetë poezi me pseudonimin Avni, e pati çmuar Ahmed Pashën të cilit ia pëlqente poezitë, dhe e pati bërë shok bisede.

Me ngadhnjimin e Stambollit, Ahmed Pasha zuri një vend me rëndësi dhe të pushtetshëm në pallat, shumë poetë të kohës i bëri të njohur te sulltani dhe te mjediset poetike, krijoi lidhje të ngushta me burra shteti, dijetarë dhe shehlerë.

Pasi ra para syve të sulltanit për shkak të ndonjë gabimi të vet apo të shpifjeve të atyre që s'e duronin dot, Ahmed Pasha iu nënshtrua zemërimit të sulltan Mehmetit II që kishte një natyrë krenare, pedante e të ashpër, dhe u hodh në burg. Pasi u fal, kreu detyrat e sanxhakbeut në Bursa, Sulltanony dhe Ankara, pastaj,

pasi e fitoi kredinë e mëparshme në kohën e Bajazitit II, u emërua përsëri sanxhakbej në Bursë.

Duke dalë në pah si hartues poezish imitative që u pëlqenin poetëve të fuqishëm dhe si shumë i suksesshëm në përcaktimin e datave historike me anë të kronogrameve, pjesën e mbetur të jetës e kaloi në Bursa me biseda në rrethet poetike.

Fama e Ahmed Pashës i cili ndikoi në zhvillimin e poezisë turke në Anadoll dhe Ballkan, arriti gjer në pallatin e Hysejin Bajakara-s në Horasan dhe u quajt "Mbreti i Poetëve të Anadollit".

Ahmed Pasha ka lënë një Divan që e përmblodhi me urdhër të Bajazitit II.

Njëri prej kronogrameve të shkruar mbi datën e vdekjes së tij është kështu:

*Geçdi meded şâ'ir-i Rûm.*
*Iku, sa keq, poeti i Rumelisë!*

*(902 sipas Hixhrit)*

## *Nexhati Bej*
*(Vdekur në Stamboll më 17 mars 1509)*

Së bashku me Shejhi-un dhe Ahmed Pashën, është i fundit ndër këta tre poetë të mëdhenj të cilët, me shkronjat nismëtore të emrave dhe forcën poetike, përbëjnë "famën" (Sh-A-N, "shan" - "famë") e shek. XV. Emrin e vërtetë e kishte Isa dhe qe birësuar dhe rritur nga një zonjë në Edrene. Duke u nisur nga fakti që ishte i regjistruar si Abdullahogllu (i biri i Abdullahut - robit të Zotit, pra, i dikujt), mund të thuhet se ishte fëmijë me origjinë jomuslimane nga ata që rekrutoheshin për formacionet jeniçere.

Nexhatiu nisi të merrej me poezi pa e përfunduar arsimimin dhe pati si mjeshtër të parë Sail-in. Njihet me poezitë që shkroi kur ndodhej në Kastamonu. Iu prezantua Ahmed Pashës në mungesë me anë të poezive. Si një ndër ata që kanë vënë gurin themeltar të poezisë turke, Nexhatiu shkoi në Stamboll ku deshi të bënte të ndihej poezia e tij dhe të takohej me padishahun. Prandaj shkruan gazelin me dyvargshin nistor si më poshtë dhe e fut në çallmën e Jorgo Amrukit, shokut të ngushtë të kohës së lirë të Sulltan Mehmetit II. Gjatë lojës, sulltani e sheh letrën ku ishte shkruar gazeli, e këndon, e pëlqen dhe e bën Nexhatiun qatip (shkrues) të divanit, këshillit perandorak:

*Eser itmez nidelim âh-ı sehergâh sana*
*Meğer insâf vire dostum Allâh sana.*
*Nuk është, jo, kohë e agimit që të çon shenja ty,*
*Por Allahu të dhashtë, o mik, maturi!*

Pasi shërben si qatip i këshillit të Shehzade Abdullahut, valiut të Karamanit, dhe nishanxhi i Shehzade Mahmudit, Nexhatiu lidh miqësi me Myejjedzade Abdurrahman Çelebiun dhe, pastaj, kohët e fundit të jetës i kalon me biseda poetike në mjediset kulturore mistike.

Nexhatiu përpunoi, plotësoi dhe rrënjosi rrugën e përdorimit në poezi të thënieve metaforike si dhe të shprehjeve, fjalëve të urta e proverbave të gojës së popullit të filluar nga Safiu.

Në vend që të mbetej nën ndikimin e poetëve persianë, Nexhatiu shkroi poezi plot fantazi të bukura e të holla ku përshkroi vëzhgimet e veta me një stil elegant. Thuhet se Nexhatiu me natyrë poeti të lindur, e ktheu Anadollin në kopësht bilbilash dhe se poezitë e tij kalojnë gojë më gojë si proverba.

Poetët e përgatitur në kohën e vet dhe në periudhat e mëpastajme kanë ndjerë admirim të madh për Nexhatiun dhe shumë gazele të tij i kanë përpunuar poetikisht dhe imituar. Edhe nëse flitet për mesnevi të tij me titujt "Gül ü Sabâ", "Mihr ü Mâh", "Münâzara-i Gül ü Hüsrev", "Leyla vü Mecnûn" dhe për përkthime me titujt "Câmi'ü'l-Hikâyât" dhe "Kimyâ-yı Sa'âdet", në duar s'kemi vepër tjetër të tij veç "Divanit".

Njëri nga kronogramet e shkruar për datën e vdekjes së tij është i Sehiut:

*Nakl-i Necâtî âleme târîh olmağın*
*Târîhini Sehî didi gitdi Necâti hay.*
*Ikja e Nexhatiut nga bota s'ka datë;*
*Datën e tha Sehiu: iku Nexhatiu, hej!*

*(914 sipas Hixhrit)*

## *Mihri Hatun*

*(Zonja Mihrí)*

*(Amasja 1460 - Amasja pas 1512)*

Sipas Ashik Çelebiut, quhet Mihrí, sipas Evlija Çelebiut, Mihrymáh, kurse sipas disa burimeve, Mihrynnisá ose Fahrynnisá. I gjyshi është shehu halveti Pir Iljas Shuxhaeddin, kurse i ati, Mehmet Çelebi, edhe ka punuar si kadi, edhe ka qenë poet.

Mihri Hatun e cila gjatë gjithë jetës banoi në Amasja, ndërsa afër fundit të jetës u gjend për një kohë të shkurtër në Stamboll, megjithëse thuhet se një herë ia dha zemrën Myejjedzadesë, pastaj iu bë ashik Iskender Çelebiut, nuk është martuar. Veçanërisht studiuesit e huaj, duke e përngjasuar atë me poeteshën e Lesbosit, Safon, e quajnë "Safoja osmane". Mihrija nga Amasja e quajtur "dashurore" dhe "djellore" me emrin e saj që rrjedh nga fjala "mihr" që do të thotë "dashuri" dhe "diell", është, njëkohësisht, simbol i paprekshmërisë dhe virgjërisë femërore. Ajo ka pasur miqësi me poeteshën tjetër të kohës, Zejnep Hatun.

Burimet e përshkruajnë atë si të bukur, të ndershme e të virtytshme, të zgjuar dhe të këndshme në bisedë. Ajo arriti të futej në mjedisin letrar të formuar rreth birit të Bajazitit II, Shehzade Ahmedit, gjatë kohës kur ky ndodhej si vali në Amasja, shkroi eulogji (poezi lavdëruese) për të, i dërgoi një kaside Baja-

zitit II dhe ka mundësi që edhe Divanin e saj t'ia ketë kushtuar po këtij sulltani.

Ajo është takuar me poetë dhe dijetarë të çmuar të kohës, si Nexhatí, Gyvahí, Makamí, Mynirí, Zejneb Hatun dhe Myejjedzade Abdurrahman. Duke shkruar imitime për disa prej tyre, veçanërisht për poezitë e Nexhatiut dhe Zatiut, ka dashur ta tregojë forcën e saj në fushën e poezisë.

Zonja Mihri e cila në poezitë e saj u jep vend kuptimeve klishe në përputhje me traditën poetike klasike dhe elementëve përngjasues si dhe përdor një gjuhë mjaft të thjeshtë dhe stil të sinqertë, herë-herë ka shkruar edhe poezi që flasin për ndjenjat dhe mallin e shpirtit femëror, që kuptohet se janë shkruar nga një femër. Duke dalë nga gjendja e një qenieje (dashnoreje) për të cilën thuhen poezi, ajo bëhet vetë ajo që thotë poezi për dikë. Ajo reflekton tipin e femrës (gruas) intelektuale të kohës.

Mihri Hatun është varrosur pranë të gjyshit Pir Iljas në tyrben e tij të teqes halveti në Amasja.

Veprat e saj mbi të drejtën juridiko-fetare islame (fikh) dhe të drejtën e trashëgimisë që thuhet se i ka shkruar, nuk kanë arritur në ditët tona, kurse vepra tjetër e saj, "Tazarrûnâme Risâlesi" (Traktat mbi lutjen) ndodhet në fillim të Divanit. Divani i saj është botuar në Moskë nga Instituti i Popujve të Azisë.

## *Selimí*

*(Sulltan Selimi i Rreptë)*
*(Amasja 1472 - Çorlu 21 shtator 1520)*

Është i biri i Bajazitit II dhe sulltani IX osman. Gjer në moshën nëntë vjeç jetoi, së bashku me të atin, në vendin e lindjes, Amasja. Herë pas here, me dëshirën e të gjyshit Sulltan Mehmeti II, shkoi në Stamboll. Qeverisi sanxhakun e Trabzunit për 29 vjet.

Si nipi i ngadhnjyesit të Stambollit, Sulltan Mehmetit II, i cili ka qenë sulltani më i ditur osman si dhe poet me pseudonimin Avni dhe me një Divan të vetin; si biri i Bajazitit II, i cili, krahas shkencave islame, njihte mirë letërsitë turke, arabe dhe persiane, kishte marrë arsim matematik dhe filozofik, ishte kompozitor, disenjator (kaligraf), shkruante poezi dhe ka një Divan, Selimiu mori një arsim shumë të mirë. Krahas shkencave islame e mistike, kishte njohuri të gjera mbi çështjet e letërsisë, historisë dhe filozofisë.

Sulltan Selimi i Rreptë që i donte shkencat dhe artet dhe tregonte konsideratë dhe respekt ndaj dijetarëve dhe artistëve, që edhe në fushatat ushtarake mbante pranë dijetarë dhe artistë me tituj zyrtarë, që ishte shumë i zgjuar, lexonte shumë dhe ndjente kënaqësi nga kalimi i kohës së lirë në kuvendet shkencore dhe letrare, ndjente respekt të madh për Muhjiddin Ibnul Arabiun dhe poetin Mevlana (Xhelaleddin Rumi), fakt, ky, i rëndësishëm, që tregon për prirjen

dhe afërsinë e tij ndaj botëkuptimit mistik të emërtuar "vahdeti vuxhud" (uniteti i qenies).

Pasi Selimi doli fitues nga lufta për fron mes vëllezërve Ahmed, Korkut, Selim dhe Shehenshah, i ati abdikoi në favor të tij. Sulltan Selimi i Rreptë qëndroi në fron në vitet 1512-1520. Ky sulltan që sundonte në politikën botërore, që e donte thjeshtësinë dhe nuk e pëlqente pompozitetin dhe shkëlqimin, brenda këtij fragmenti të shkurtër kohor realizoi fitore të shkëlqyera, duke e zgjeruar gjeografinë osmane në përmasa të rëndësishme.

Sulltani i cili e pati bërë drejtësinë parim të vetin, i cili e pati ndërruar atributin "Hakim-i Haramejn" (sunduesi i dy qyteteve të shenjta, Mekës dhe Medinës) që ia patën vënë, në "Hadim-i Haramejn" (shërbëtori i dy qyteteve të shenjta) dhe i cili përpiqej për lartësimin e Fjalës së Allahut, duke e kaluar më 29 gusht 1516 kalifatin nga abasitët, te osmanët, i përftoi shtetit një prestigj dhe fuqi të madhe moralo-shpirtërore.

I ndikuar nga Hafiz Shiraziu, Saadiu, Selmani dhe Xhamiu, Selimiu e zotëronte me kompetencë të plotë persishten dhe ka lënë një Divan në persishte ku, krahas poezive të shkruara me një ndjenjë tejet të hollë, reflektohen emocionet e një shpirti trim, guximtar e ngadhnjimtar. Por ai ka shkruar disa poezi edhe në turqishte, në të cilat dalin në pah natyra e tij prej artisti dhe qëndrimi modest.

## *Zatí*

*(Ballëkesir 1471 - Stamboll 1546)*

Megjithëse dihej që emrin e vërtetë e kishte Bahshi (dorëlëshuar) ose Satëllmësh (i shitur), ai vetë thoshte se quhej Ivaz (bedel, kundërvlerë). Ndërkaq, sipas llogaritjes me kronograme, emri Ivaz jep shifrën që tregon datën e lindjes së tij: 876 (sipas Hixhrit).

Zatiu i cili në vitet e rinisë u muar me artizanatin e çizmeve në Ballëkesir dhe që nuk mori arsim të mirë, shkoi në Stamboll ku i shtoi njohuritë mbi poezinë dhe mësoi fallin me rërë.

Ai njohu periudhat e sulltanëve Bajazit, Javuz Selim dhe Kanuní. Pasi sulltan Bajaziti lexoi poezitë e Zatiut që ia vunë para dhe, ndër to, gazelin me rimën me rrokjen e mbyllur që përfundonte me bashkëtingëlloren *f*, pa le dyvargshin si më poshtë, u shpreh kështu me habi dhe admirim: "Për Zotin, thonë se u konsumua kuptimi në botë! Mos qoftë e thënë, jo që s'është konsumuar, por bota është plot kuptime të thella, mjeshtëri është t'i gjesh ato!"

*Geldi ol zühd libâsını kabâ ettirici*
*Zâhidâ hırkaya çek başını mânend-i keşef.*
*Erdhi ajo që e bën leckë rrobën e asketit;*
*Fute brenda xhybes kokën si breshka, o asket!*

Dhe, pastaj, sulltani shtoi: "Sigurisht, t'i japin Zatiut gradë zyrtare!"

Mirëpo, megjithë këtë porosi të sulltanit, poeti nuk e gjeti dot vendin dhe përkrahjen që i takonte, prandaj u përpoq ta siguronte jetesën duke shkruar poezi me porosi dhe duke hedhur fall me rërë, prandaj kaloi një jetë që mund të quhet e vështirë.

Zatiu i cili kishte talent poetik të lindur, zgjuarsi të jashtëzakonshme, forcë artistike dhe e përdorte turqishten që e njihte me imtësi, shumë mirë, kishte, njëkohësisht, natyrë komunikuese, aftësi për bisedë të këndshme, për të thënë mendime të holla dhe për të dhënë përgjigje të atypëratyshme. Dyqani i tij prej falltori brenda avllisë së xhamisë Bajazit ishte vendi ku shkonin shpesh poetët e kohës me në krye Bakiun dhe të pasionuarit pas poezisë. Kështu, Zatiu u ka dhënë mësime dhe u ka shërbyer si mjeshtër shumë poetëve të rinj.

Me mbi tre mijë gazele, shumë kaside dhe rubai, Zatiu është poeti më prodhimtar mes poetëve të Divanit. Përveç Divanit, Zatiu është autor edhe i veprave "Edirne Şehrengizi" (Thashetheme Edreneje), "Şem'ü Pervâne Mesnevîsi" (Mesnevia e qiririt dhe fluturës), "Fâl-i Kur'ân" (Falli me Kur'an), si dhe i përmbledhjes me replika metaforike të zhvilluara mes poetëve dhe të biografive të disa personave të shquar, me titull "Mecma'i'l-Letâ'if" (Përmbledhje replikash metaforike).

Kur vdiq Zatiu, kufoma iu ngrit me ndihmën e miqve si Ashik Çelebi dhe Jahja Bej. Ai pati shkruar një dyvargsh me të vërtetë domethënës sikur ta kishte ditur se si do t'i vinte fundi:

*Şu denli bî-kes olmuşdur ki Zâtî ölicek anı*
*Bulutlar su koyup bârân yuyup yeller götürmüşdür.*
*Aq i panjeri ka qenë Zatiu sa, kur ka vdekur,*
*Retë kanë vënë ujë, shiu e ka larë, erërat e kanë ngritur...*

# *Semaí*

*(Afjon 1448 ose 1471 - Afjon 1547)*

Për Semaiun, ati i tij i madh, mbreti i zemrave, poeti Xhelaleddin Rumi, i mbiquajtur Mevlana, pati bërë një parashikim të tillë: "Nga brezi ynë do të dalë një sulltan[19] me emrin Muhammed. Ne e treguam në mënyrë të përgjithshme se ç'është dashuria ndaj Zotit, pasioni hyjnor, kurse ky abdall[20] që ka për të dalë, do ta zhvillojë bukur në hollësi atë që ne e bëmë përgjithësisht!" Emri i vërtetë i Semaiut është Mehmed, pseudonimi, Semaí, llagapi Divane ose Divaní dhe titulli, Çelebí[21]. Nëpërmjet të shoqes, Mutahhara Hatun që ishte e bija e Sulltan Veledit, Semaiu lidhet pas Mevlanait, kurse nëpërmjet Germijanogllu Sulejman Shahut, pas bijve Germijan. I ati i Semaiut ka qenë Bali Çelebiu, sheh i teqes mevlevite të Afjonkarahisarit.

Semaiu që ishte sheh, dijetar dhe arif (njohës i diturisë dhe kulturës shpirtërore), e pati mësuar Kur'anin qysh në moshën pesë vjeç, qe dehur qysh në djalëri me "kupën e ashkut (pasionit) hyjnor" dhe pati marrë më-

[19] Si këtu, si në rastin e Sulltan Veledit, fjala "sulltan" përdoret me kuptimin "njeri i madh", "sovran" dhe jo me kuptimin e sundimtarit të shtetit osman.

[20] Këtu, abdall: dervish, i urtë, shpirtëror, i përkushtuar.

[21] Çelebi: 1. zotëri, zotëri i shquar me sjellje qytetare e të stërholluara. 2. princ. 3. titull i një prijësi mevlevit.

sim e frymëzim, përveç prej të atit Bali Çelebi dhe Fenaji Dedesë, edhe prej dijetarëve dhe mistikëve të shquar në qendrat e rëndësishme të diturisë dhe kulturës të asaj kohe, si Konja, Kytahja dhe Bursa. Semaiu, pra, Mehmed Çelebiu, i cili, pasi i ati e caktoi mëkëmbës, qëndroi në postin e shehut një vit në të gjallë të të atit, në të njëjtën kohë, ka qenë kryeshehu i parë i teqes mevlevite të Gallatës, kurse sipas një pikëpamjeje tjetër, kryeshehu[22] i dytë pas Sheh Junus Efendiut.

Pas Sulltan Veledit dhe Ullu Arif Çelebiut, Divane Mehmed Çelebiu pati kryer shërbime të rëndësishme në tarikatin mevlevit, prandaj, në një kuptim, është themeluesi i dytë i tarikatit mevlevit. Ai ka qenë një sheh tërheqës i zhytur në dalldinë mistike, një hero i cili pati sjellë dobi të mëdha në fushatën e Egjiptit të Sulltan Selimit të Rreptë, një politikan dhe burrë shteti që pati ushtruar ndikim të madh mbi një sërë burrash shteti të lartë duke filluar me sulltanët Selimi i Rreptë dhe Kanuniu, Ligjvënësi.

Semaiu që nuk bënte fjalë për forcën e vet poetike në asnjërën prej poezive të tij, por që dëshironte t'i shprehte mendimet dhe mesazhet me rrugën e poezisë, ashtu si i pari i tij i madh, Mevlanai, nuk pati marrë penë në dorë, kështu që, në përshtatje me karakterin e tij, të gjitha fjalët, bisedat dhe poezitë e tij janë shënuar nga njerëzit që i ndodheshin përreth.

Si një poet me përmbajtje të thellë dhe stilist, Semaiu e pati njohur teknikën e poezisë së Divanit, e pati përvetësuar estetikën dhe e pati ndjerë kënaqësi-

[22] Në origjinal përdoret fjala e përbërë persishte *postnishin* që do të thotë "ai që ulet në postiqen e shehut në krye të vendit".

në e saj. Ai e përdorte gjuhën me mjeshtëri në përshtatje me qëllimin që kishte dhe me nivelin e dëgjuesve që u drejtohej. Poezitë e tij janë përpunuar nga poetë të fuqishëm të kohës.

Semaiu nuk ka ndonjë Divan (përmbledhje poetike të sistemuar), por, me ç'dihet gjer tani, ka një përmbledhje poetike me poezi të formave të ndryshme, të titulluar "43 poezitë" dhe një traktat mistik me titullin "Tarikatü'l-Arifîn" (tarikati i arifëve, i njerëzve të shquar të kulturës shpirtërore).

## *Fuzuli*
*(Hille / Irak 1480 ose 1483 - 1556)*

Si poeti më i madh lirik i letërsisë së Divanit, emri i vërtetë i Fuzuliut është Mehmed, kurse emri i të atit, i cili, siç thuhet, ka qenë myfti i Hilles, është Sulejman. Fuzuliu i përket tribusë Bajat të turkmenëve Akkojunllu dhe thotë vetë se është turk i kulluar dhe se gjuhë të nënës ka turqishten.

I quajtur edhe Fuzuli Bagdati, poeti Fuzuli i mori mësimet e para nga i ati, mësoi arabishten dhe persishten, u formua, krahas tasavvufit, mistikës islame, me dituritë islame të tefsirit, hadithit dhe kelamit dhe njohu me kompetencë gjeometrinë, astronominë, filozofinë, kiminë dhe mjekësinë.

Veprën "Beng ü Bâde" ia kushtoi Shah Ismailit që hyri në Bagdat, kurse kur sulltan Kanuniu pushtoi Bagdatin, i dhuroi pesë kaside. Ai u ofroi kaside sadrazem Ibrahim Pashës, Kazasker Abdylkadir Çelebiut dhe Nishanxhi Xhelalzade Mustafa Çelebiut, shprehu dëshirën për të marrë mbrojtjen e tyre dhe për të shkuar në Stamboll, por nuk gjeti mbështetje të mjaftueshme. Pas vështirësive me të cilat u përball për të marrë rrogën e premtuar për t'iu lidhur nga fondet vakfnore, shkroi *Shikajetnamen*[23] e tij të njohur. U njoh me poetët e njohur të kohës, Hajali Bej dhe Tashllëxhallë Jahja Bej[24].

[23] Në origjinal: Şikâyetnâme (ankesë), lirikë personale.
[24] Taşlıcalı Yahya Bey, shqiptari Jahja Dukagjini.

Fuzuliu vlerësohet si poeti më i madh, më i sinqertë dhe më liriku i letërsisë turke. Shprehja entuziaste, delikatesat kuptimore, asociacionet mjeshtërore dhe thjeshtësia e paarritshme janë veçori dalluese të poezisë së tij. Megjithëse s'ishte poet mistik, Fuzuliu pati shfrytëzuar elementët mistikë dhe, kështu, në poezitë e tij të shkruara me kujdes të madh dhe ndjeshmëri të lartë artistike, ku, në dukje, flet për dashurinë njerëzore, shpreh të fshehtat më të imta të pasionit hyjnor të formuar gradualisht në shpirt dhe të çliruar nga lënda me shfaqje nga më të ndryshmet.

Fuzuliu ndikoi pothuaj te të gjithë poetët e Divanit e të Teqes të kohës së vet e të mëvonshëm; me mënyrën origjinale të shprehjes, u bë i dashur e i përvetësuar nga masat e gjera popullore dhe një nga poetët më të njohur në botë.

Përveç Divanit të shkruar me turqishten azere, ka mesnevinë "Lejlaja dhe Mexhnuni" që është modeli më i suksesshëm i llojit të vet në letërsinë turke, si dhe vepra të tjera me titujt "Beng ü Bâde", "Hadîs-i Erb'aîn", "Hadîkatü's-Sü'edâ", "Mektuplar", "Farsça Dîvân", Heft-i Câm", "Enîsü'l-Kalb", "Risâle-i Mu'ammeyât", "Rind ü Zâhid", "Sıhhat ü Maraz", "Arapça Dîvân" dhe "Matla'u'l-İ'tikâd fî Ma'rifeti'l-Mebde' ve Me'âd".

## *Hajali Bej*
*(Vardar 1500 - Edrene 1556)*

Emri i vërtetë i poetit të lindur në Jenixhenë e Vardarit e cila është bërë e famshme me qendrat e kulturës dhe artit, si Sarajeva dhe Shkupi dhe e cila, sipas shprehjes së Ashik Çelebiut, ka qenë vatra e gazive dhe vendqëndrimi i arifëve, është Mehmed, kurse llagapi, Bekar Memí.

Hajaliu i cili nisi të thurte vjersha në kohët e rinisë, u bashkua me shehun shëtitës e quajtur Baba Ali Mest-i Axhemi që kishte ardhur atë kohë në Jenixhe, merr pjesë në udhëtimet e tij. Ali Mesti e birësoi Hajaliun që tërhiqte vëmendjen me zgjuarsinë dhe aftësitë që kishte, dhe u muar nga afër me arsimimin dhe edukimin e tij.

Kadi Nureddin Efendiu e mori Hajaliun nga grupi i dervishëve shëtitës dhe ia dorëzoi Uzun Aliut. Pas kësaj, sipas të gjitha gjasave, Hajaliu mori mësime nga mësues privatë, hyri në mjedisin letrar të Stambollit, u përpoq të vetëformohej duke marrë pjesë në kuvendet e dijetarëve dhe poetëve që i bëri miq, veçanërisht, u ndikua nga Ali Shir Nevajiu dhe Nexhatiu.

Hajaliu i cili u ndodh në pushtimin e kalasë së Rodosit dhe mori pjesë në fushatën e Bagdatit dhe pushtimin e tij, gjatë kësaj kohe gjeti rastin të njihej me Fuzuliun.

Pas mbështetjes së merituar që i dhanë Iskender Çelebiu dhe Ibrahim Pasha, Hajaliu iu paraqit Kanuniut. Sulltani i lidhi Hajaliut ulufé (rrogë tremujore), pastaj i dha një timar, e bëri "bej" dhe pronar zeameti që ishte timari më i madh që u jepej spahinjve në shtetin osman. Ndërkaq, meqë në kohën e Rustem Pashës, nuk e pa më dot afërsinë e vjetër të pallatit, Hajaliu kërkoi nga padishahu postin e sanxhakbeut dhe u largua nga Stambolli.

Megjithëse kishte një pasuri të konsiderueshme, Hajaliu nuk u jepte shumë rëndësi veshjes dhe paraqitjes së jashtme dhe të mirave materiale, gjithashtu nuk u përkëdhel nga afërsia që i tregoi pallati, prandaj bëri një jetë të thjeshtë. Divanin e vet e sistemoi vetë, kurse një përmbledhje vjershash të tijat me titull "Gül-i Sad-berg" ia kushtoi padishahut. Thuhet se poezi ka shkruar edhe njëri nga djemtë e tij, Omeri.

Varrin e ka në Edrene, në varrezën[25] e xhamisë Vize të mbetur nga të gjyshërit. Njëri prej kronogrameve të shkruar për datën e vdekjes së Hajaliut, është i Arshiut:

*Didi Arshî işidip ana târih*
*Sözü dilde hayâli gözde kaldı.*
*Tha Arshiu datë për të me të dëgjuar:*
*Fjala e tij mbeti ndër gojë, ëndrra, ndër sy!*[26]
*(964 sipas Hixhrit)*

[25] Këtu është fjala për atë lloj trualli pranë xhamive, të quajtur *hazire*, ku kishte varre, kullotë dhe lulishte.

[26] Në këtë kronogram zhvillohet një asociacion shumë i gjerë. Autori i kronogramit, Arshiu, me fjalën "işidip", *me të dëgjuar*, kërkon të thotë se opinioni që po shpreh ai për Hajaliun, nuk është vetëm i tij, por i të gjithë njerëzve, gjë që ai e ka dëgjuar me veshët e vet, prandaj dhe, siç shprehet

## *Muhibbí*
### *(Sulltan Sulejman Kanuniu - Ligjvënësi)*
### *(Trabzun 1494 - Zigetvar 1566)*

Është i biri i Sulltan Selimit të Rreptë dhe sulltani X osman. Në fillim kreu detyrat e sanxhakbeut në sanxhaqe të ndryshme të Anadollit, pastaj, pas vdekjes së të atit më 1520, hipi në fronin sulltanor. Gjatë mbretërimit të tij 46-vjeçar, duke e zgjeruar pushtetin në Azi, Afrikë dhe Europë, shteti osman arriti në kufijtë e tij më të gjerë dhe u bë një shtet botëror. Me ligjet që nxori dhe zbatoi, e bëri aparatin shtetëror dhe institucionet e tij të funksionojnë me rregull dhe efektivitet të lartë, për çka fitoi admirimin e botës dhe u mbiquajt "Kanuniu", "Ligjvënësi".

Krahas drejtimit politik të shtetit dhe fitoreve ushtarake, Kanuniu kreu shërbime të mëdha për zhvillimin e shkencave dhe artit dhe gjallërimin e jetës shkencore e artistike. Ngriti medresetë Sulejmanije.

Në kohën e Kanuniut dolën poetët e mëdhenj të poezisë së Divanit Baki, Fuzuli, Jahja, Hajali Bej dhe Hajreti, historianët Ali, Nishanxhi dhe Xhelalzade, detarët Barbaros Hajredin, Piri Reis dhe Sejdi Ali Reis,

në vargun e dytë ku vazhdon të shtjellohet ky opinion, fjala e Hajaliut, domethënë, poezitë e tij, mbahen gjallë në gojë të popullit, kurse përfytyrimi i tij, në sytë e popullit. Mbiemri *hajali* me të cilin u njoh ky si poet, që rrjedh nga emri *hajal, imagjinatë, përfytyrim, ëndërr,* do të thotë *i përfytyruar, i imagjinuar, i fantazuar* ose, më saktë, *fantastik*!

kaligráfi Karahisarí, kompozitori Dervish Omer, arkitekti Sinan, si dhe shumë e shumë dijetarë dhe artistë në fusha të ndryshme të artit, si në dizenjo, miniaturë, libërlidhje, etj., të cilët merituan konsideratën e lartë dhe mbrojtjen e tij. Shkaku i vërtetë i faktit që europianët e mbiquajtën Sulejman Kanuniun "Le Magnifique" (i Shkëlqyeri) është ky zhvillim i realizuar në fushë të dijeve, mendimit dhe arteve.

Kanuniu i cili konsiderohej "Mbreti i Botës" dhe "i Zoti i Shpatës dhe i Penës" dhe e kishte trashëguar forcën poetike prej të atit, Selimit të Rreptë, në poezitë përdorte, krahas pseudonimit Muhibbí, edhe pseudonimet Meftuní dhe Axhizí.

Në poezitë e tij ku duket se i pati përvetësuar rregullat e poezisë së Divanit, elementët e kënaqësisë dhe estetikës së saj dhe ku sillet jo si një sulltan krenar, por si një poet shumë modest, Kanuniu trajtoi, përgjithësisht, temat e vuajtjes së dashurisë, kënaqjes me pak, thjeshtësisë dhe modestisë, ankesës ndaj fatit, ndaj mosvlerësimit dhe pabesisë së të dashurës, kurse në poezitë epike ia kushton artin e vet shërbimit ndaj idesë.

Të tërheq vëmendjen fakti që Muhibbiu, i cili ka mëse tri mijë poezi, është poeti më prodhimtar pas Zatiut.

Muhibbiu ka një Divan të sistemuar e të mrekullueshëm. Një ekzemplar jo i plotë i Divanit të tij është shtypur në Stamboll më 1308 Hixhri nga vajza e Mahmudit II, Adile Sulltan.

## *Baki*

*(Stamboll 1526 - Stamboll 1600)*

Ka qenë biri i Mehmed Efendiut, njërit nga muezinët e xhamisë Fatih, dhe e kanë quajtur Mahmud Abdylbaki.

Në vitet e rinisë punoi si saraxh (serraxh), domethënë, si shërbyes për ndezjen dhe fikjen e kandilëve dhe qirinjve nëpër xhami. U rrit në një mjedis fetar, dituror dhe letrar, mori një arsim të mirë medresist dhe u përpoq të aftësohej si poet duke ia çuar poezitë Zatiut në dyqan për të marrë mendimin e poetit mjeshtër.

Punoi si muderris në medresetë Murat, Mahmud, Piri Mehmed Pasha, Ejup dhe Selimije, zëvendës kadi në Halep, kadi në Mekë, kazasker në Anadoll dhe Rumeli. Në kohë të ndryshme pati edhe heqje prej detyre dhe nuk arriti dot të bëhej shehulislam, gjë që e pati dëshiruar shumë.

Iu dha mbrojtje nga sulltan Kanuniu i cili ishte edhe vetë poet i madh dhe kishte një Divan të sistemuar e të mrekullueshëm dhe zuri një vend të nderuar në mjedisin e burrave të shtetit dhe njerëzve të artit. Sulltan Kanuniu qe shprehur kështu për Bakiun: "Kam ndjerë shumë kënaqësi nga disa anë të mbretërimit tim. Njëra nga këto është se kam gjetur, nxjerrë dhe respektuar një poet me natyrë të pastër si Bakiun!" Duke mbajtur parasysh të gjitha këto rrethana, mund të thuhet se Bakiu është poeti i fuqishëm, i de-

një për periudhën më të lumtur e më të shkëlqyer të shtetit botëror osman. Ai pranohet si poet që kishte një stil origjinal, që e zbatoi me sukses metrikën arud në turqishte, që kishte një teknikë poetike të përsosur. Në poezitë e tij ku turqishtja e Stambollit reflektohet me të gjithë delikatesën dhe elegancën, vihet re se sundon më shumë jo dëshpërimi dhe vuajtja e dashurisë, por gëzimi dhe hareja, ndjenja e kënaqësisë nga kjo botë. Siç e shpreh edhe vetë në dyvargshin në vijim, nga Bakiu i cili ishte i suksesshëm veçanërisht në llojin e gazelit, janë ndikuar pothuaj të gjithë poetët që jetuan në kohën e tij dhe më pas:

*Meddâh olalı çeşm-i gazâlânına Bâkî*
*Öğrendi gazel tarzını Rûmun şu'arâsı.*
*Qysh kur Bakiu lavdëroi syrin e gazelës,*
*Mësuan poetët e Rumelisë të shkruajnë gazel...*

Përveç Divanit turqisht, ka vepra të përkthyera të titulluara "Fezâ'il-i Mekke", "Fezâilü'l-Cihâd", "Mevâhibü'l-Ledünniyye".

Kur vdiq poeti, zëri i të cilit, i lëshuar në botë si zëri i Daudit, mbeti i pashueshëm si jehona e përsëritur pafundësisht e një zëri të këndshëm nën kube, pati një pjesëmarrje shumë të madhe dhe namazin ia fali shehulislami Sun'ullah Efendi i cili, pas faljes recitoi këto dy vargje që e bënë edhe atë vetë të qajë, edhe pjesëmarrësit në funeral:

*Kadrini seng-i musallâda bilip ey Bâkî*
*Durup el bağlayalar karşına yârân saf saf...*

*Vlerën ta ditën tani, kur ndodhesh shtrirë, o Baki,*
*Jaranët që të kanë qëndruar përballë le të lidhen për namaz radhë-radhë...*

## *Nef'í*
## *(Hasankale 1572 - Stamboll 1635)*

Emrin e vërtetë e ka Omer. I gjyshi ka qenë Mirza Ali Pasha, kurse i ati, Mehmet Bej, që thoshte kohë më kohë vjersha, e pati lënë familjen, pati shkuar te Hani i Krimesë pranë të cilit qe bërë *nedim*, shok i ngushtë i tij.

Nef'iu i cili mori një arsim të mirë medresist dhe që i mësoi shumë mirë arabishten dhe persishten, filloi të thurë vjersha që në moshë të re. Lexoi veprat e poetëve të shquar persianë, si Urfi, Hafiz Shirazi dhe Saadi dhe u ndikua prej tyre. Në fillim pati përdorur pseudonimin Darrí (humbës), pastaj, me këshillën e historianit Mustafa Ali nga Gelibollu, e ndërroi me pseudonimin Nef'í (fitues)[27].

Sipas të gjitha gjasave, Nef'iu shkoi në Stamboll në vitet kur u ngjit në fron Ahmedi I, u kushtoi dhe u ofroi kaside sulltanëve Ahmedi I (Bahtí), Osmani II (Farisí) dhe Muradi IV (Muradí) të cilët ishin edhe poetë, si dhe disa pashallarëve, duke merituar, për rrjedhojë, miratimin dhe favorin e tyre. Nef'iu i cili, duke mos i shkruar Mustafait I qoftë edhe një eulogji për hipjen në fron, tregonte hapur se nuk vepronte për të marrë bakshishe e dhurata dhe se dëshironte të lavdëronte me të vërtetë atë që e shihte të vlefshëm, i cili kërkonte vetëdijshmëri në synimet e shtetit, pava-

[27] Darri: që bën humbje, që del me humbje; nef'í: që nxjerr dobi, që del me përfitim.

rësisht nga karakteri i diskutueshëm i shqetësimeve artistike, teprimeve dhe kontradiktave të tij, tërhoqi vëmendjen me përdorimin pa frikë të penës dhe dha jetën për këtë.

Duke fituar vlerësimin e posaçëm të Muradit IV me të cilin u piqeshin edhe karakteret, Nef'iu merr pjesë në kuvendet e tij. Muradi IV të cilit i ra pranë rrufeja një ditë shiu tek po rrinte në kopshtin e pallatit të Beshiktashit duke lexuar satirat e Nef'iut të përmbledhura në vëllimin "Sihâm-ı Kazâ" (Shigjetat e Fatit), mori fjalë prej poetit se s'do të shkruante më satira.

Nef'iu i cili kreu edhe detyrat e myteveliut të Muradijes, ndarjes së tokave minerare dhe llogaritjes së xhizjes, u vra (u mbyt me lak në bodrumin e shtëpisë) dhe kufoma iu hodh në det sepse, siç thuhet, e zemëroi keq Bajram Pashën me satirat që shkroi për të.

Me sigurinë e pafundme që ndjente në vetvete, me zotërimin e plotë të gjuhës dhe teknikës poetike, me entuziazmin dhe hiperbolikën e shprehjes së ndjenjave dhe me forcën dhe mjeshtërinë që tregoi në stil dhe në shprehje, Nef'iu është, pa dyshim, poeti më i madh i kasides në letërsinë e Divanit. Këtë specifikë e shpreh vlerësimi që i bën Nedimi:

*Nef'î vâdî-i kasâ'idde suhan-perdâzdır.*
*Në fushën e kasides Nef'iu është elokuent.*

Përveç Divanit turqisht, ka edhe një divan persisht, si dhe veprën me satira, "Sihâm-ı Kazâ".

## *Shejhulislam Jahja*
*(Stamboll 1561 – Stamboll 1644)*

Eshtë i biri i shejhulislam Bajramzade Zekerija Efendiut. Konsiderohet si shehulislami më i çmuar ndër shejhulislamët osmanë pas Ebussuud Efendiut. Mësimet e para i mori nga i ati që ishte, njëkohësisht, edhe një poet i mirë, pastaj mori mësime dhe një arsim të mirë nga dijetari i madh i kohës, Abdylxhebbarzade.

Qysh në moshë të re punoi si muderris në medresetë Atik Ali Pasha, Haseki Sulltan dhe Sahn, pastaj si kadi në Halep, Damask, Egjipt, Edrene, Bursë dhe Stamboll, si kazasker në Anadoll dhe Rumeli. Varri i këtij poeti i cili u suall tri herë në pozitën e shejhulislamit dhe vdiq në këtë detyrë, ndodhet pranë varrit të të atit në Sulltan Selim.

Shejhulislam Jahja ka qenë një person me rëndësi, i respektuar shumë nga sulltanët e kohës dhe burrat e shtetit dhe i pyetur shpesh për punët e shtetit.

Krahas zotërimit të një morali të lartë, thjeshtësisë, aftësisë për ta përdorur vullnetin dhe për të marrë vendime të qëlluara, Shejhulislam Jahja ka qenë serioz, me sjellje të holla, njeri i fjalës së mprehtë dhe i bisedës së këndshme, në të njëjtën kohë, poet i fuqishëm. Në poezitë, veçanërisht në gazelet, ka përdorur një turqishte të pasforcuar, të thjeshtë e të kulluar. Me zotërimin e gjuhës dhe me shprehjen e lehtë e të

rrjedhshme, ka ndikuar edhe mbi poetët e kohës së vet, edhe mbi ata të periudhave të mëpastajme.

Përveç divanit turqisht, ka lënë një Sâkînâme (këngë për sakiun) prej 77 bejtesh (dyvargshesh), përkthimin e "Nigâristan"-it të Kemal Pashait si imitacion për "Gülistân"-in e Saadiut, kritikën me titull "Manzûme-i Ferâ'iz" për veprën "Câmi'ü'd-dürer" të Muhsin-i Kajseriut, veprën "Arapça Kasîde-i Bürde Tahmisi" dhe përmbledhjen me fetvatë (vendimet juridike-fetare) e dhëna prej tij gjatë gjithë detyrës si shejhulislam, me titull "Fetevâ-yı Yahyâ", të përgatitur prej shejhulislamit bursalli Mehmed Efendi.

Qenia e Jahjait është parë si mëshirë për shtetin. Ai pati thënë:

*Âdeme cübbe vü destar kerâmet mi verir.*
*Xhybeja dhe çallma a mos i japin njeriut shenjtëri?*

Njëri nga kronogramet e shumtë të shkruar për datën e vdekjes së poetit i cili vdiq ndërsa ndodhej në pozitën e shejhulislamit, pozitë të cilën ai e nderoi duke e kryer detyrën në mënyrë dinjitoze, është kështu:

*Gûş idince bi'l-bedâhe didiler târîhini*
*Menzil-i Yahyâ Efendi cennet-i gülzâr ola.*

*Me t'u dëgjuar, e thanë qartë aty për aty datën:*
*Atje ku arrittë Jahja Efendiu, parajsë trëndafilash qoftë!*

(H. 1054)

# *Nailí*

*(Vdekur në Stamboll më 1666)*

Eshtë i biri i Pirí Halifesë, njërit prej sekretarëve të administratës së minierave dhe emrin e vërtetë e ka Mustafa. Për ta dalluar nga manastirliu Nailí që ka jetuar në shek. XIX, përmendet më shumë si Naili-i Kadim (Nailiu i vjetër).

Nailiu i humbi prindërit në moshë të vogël dhe, me gjithë vështirësitë materiale e moralo-shpirtërore, mori një arsim të mirë. Punoi si sekretar dhe kryesekretar i Dîvân-ı Hümâyûn (zyra perandorake e pritjes) dhe i administratës së minierave. Iu kushtoi kaside sulltanëve të kohës, Muradi IV dhe Mehmedi IV, si dhe disa burrave të shtetit, por nuk gjeti mbështetjen dhe mbrojtjen e mjaftueshme, ndërkaq, u internua në Edrene.

Megjithëse u ndikua nga poetët e fuqishëm të kohës, si Nef'iu, Neshatiu dhe Shejhulislam Jahja, Nailiu e kapërceu shpejt periudhën e imitimit duke gjetur stilin e vet të hollë dhe elegant. Si përfaqësuesi më i suksesshëm i rrymës letrare të shek. XVII, "Sebk-i Hindi", Nailiu është një poet i madh që ka hapur një brazdë të re. Aftësia për ta shprehur një ide me fjalët më të përshtatshme në mënyrë thelbësore dhe harmonike, gjetja e koncepteve origjinale, përdorimi i përfytyrimeve të holla e elegante kanë qenë cilësitë më të shquara të poetit Naili. Ka ushtruar ndikim veçanë-

risht mbi Nedimin dhe Sheh Galibin, gjithashtu, për sa u përket shprehjeve filozofike, mbi Nabiun.

Në poezitë e Nailiut i cili ishte anëtar i tarikatit halveti dhe njihej më shumë me gazelet e tij se sa me kasidet, tasavvufi ose mistika islame zë një vend me rëndësi. Herë pas here, Nailiu ankohet për prishjen e punëve të shtetit dhe për ata që mbanin qëndrim armiqësor ndaj tij. Ka një Divan.

Thuhet se varrin e ka pasur në mjedisin përreth Teqes Synbylí në Fëndëkllë, pastaj është bartur në varrezën Bejogllu.

Njëri prej kronogrameve të shkruar për datën e vdekjes së tij është kështu:

*Nâil'î ola şefâ'at nâ'ili.*
*Ndjesë pastë Nailiu!*

*(1077 sipas Hixhrit)*

## *Neshatí*

*(Vdekur në Edrene më 1674)*

Emrin e vërtetë e ka Ahmed. U lidh pas Agazade Mehmed Efendiut i cili ishte sheh në teqet mevlevite të Gelibollusë dhe Beshiktashit. Pas vdekjes së tij shkoi në Konja ku qëndroi një farë kohe dhe, pastaj, u dërgua si sheh në teqen mevlevite Muradije të Edrenesë.

Në fillim Neshatiu përdorte pseudonimin "Semendi" që do të thoshte "xhambaz kuajsh". Pastaj, me rastin e një poezie së cilës nuk i shkoi ky pseudonim, shehu i tij, Agazade, i dha pseudonimin "Neshatí" (i gëzuari). Neshatiu duhej shumë nga mjedisi, ai u mësonte persishte dervishëve dhe kureshtarëve dhe ndihmoi si mësues dhe mjeshtër për përgatitjen e shumë poetëve. Me gjithë këto, megjithëse u kushtoi kaside burrave të mëdhenj të kohës duke filluar me sulltanin, Neshatiu qe një poet i cili nuk e gjeti dot mbështetjen e duhur dhe të cilit nuk iu kuptua dot vlera.

I ndikuar në kaside nga Nef'iu, kurse në gazel veçanërisht nga rryma letrare "Sebk-i Hindi" dhe nga poetët që i shkruanin gazelet sipas kësaj metode letrare, Neshatiu e pati studiuar shumë mirë letërsinë persiane, pati lexuar poetët Enverí, Hakaní dhe Zahir dhe pati marrë si model veçanërisht Urfiun.

Burimet biobibliografike e vlerësojnë si poet të madh dhe poliedrik të Anadollit Neshatiun, i cili shkruante poezi edhe në persishte, kishte një ligjëratë

plot ide dhe thënie proverbiale dhe bota ndjesore e të cilit i përngjante një thesari kuptimesh. Ai gjeti popullaritet më shumë me gazelet erotike elegante me të cilat, duke përfituar edhe nga figuracioni mistik, i përftoi thellësi dhe delikatesë ndjenjës së dashurisë pasionante.

Neshatiu ka përpunuar poezitë e poetëve të fuqishëm, si Nedimi, Sheh Galibi, Nazimi, dhe Fasihu.

Përveç Divanit ku duket forca e vërtetë poetike e tij, Neshatiu ka lënë edhe veprat me titujt "Hilye-i Enbiyâ", "Edirne Şehrengizi", "Şerh-i Müşkilât-ı Urfî", "Kavâ'id-i Deriyye" (Kavâ'id-i Fürs).

Njëri prej kronogrameve të shkruar për datën e vdekjes së tij, është i Nabiut:

*Neşâtı gitdi devrânın.*
*Iku neshati (gëzimi) i kohës!*

*(1085 sipas Hixhrit)*

# *Fasih*

*(Vdekur në Stamboll më 1699)*

Emri i vërtetë i poetit i cili zë një vend të zgjedhur midis poetëve mevlevitë, është Ahmed, pseudonimi letrar, Fasih (orator), kurse titulli i popullaritetit dhe famës, Dukaginzade (Dukagjinasi).

I ardhur nga një familje muslimane nga Shkodra të kohës pas pushtimit të saj prej sulltan Mehmetit II, nga një familje që pati nxjerrë burra shteti, dijetarë, poetë dhe mistikë, Fasihu mori një arsim të mirë.

Fasih Dede i cili, siç e shpreh pseudonimi i tij letrar, e përdorte gjuhën në mënyrë jashtëzakonisht të bukur e të qartë, ishte një poet dhe njeri produktiv me natyrë të çlirët, i ndjeshëm, që merrej me veten e vet, që, megjithëse përpiqej t'i fshihte vlerat duke vënë në dukje të metat e veta, respektohej shumë nga mjedisi, si dhe një artist me aftësi të mëdha mjeshtërore në artet e bukura: pikturë, muzikë dhe, veçanërisht, kaligrafi. Ai ka poezi të kompozuara, kurse elegjitë e tij janë kënduar nëpër teqe në muajin e muharremit.

Në fillim Fasihu shkroi Divan, pastaj punoi si sekretar thesari te Fazëll Ahmed Pasha i cili e vlerësoi dhe i bëri të mira dhe, në fillim të viteve 1670, u lidh pas shehut Gavsi Dede të teqes mevlevite të Gallatës, ku e kaloi pjesën e jetës që i kishte mbetur.

Fasihu që i pati kushtuar kaside vetëm Koprylyzadesë (Köprülüzade) nga burrat e shtetit, e siguroi je-

tesën duke dhënë mësime kaligrafie dhe duke e shkruar Divanin e tij sipas kërkesave të atyre që e çmonin.

Si njëri prej poetëve të letërsisë së Divanit që kanë shkruar më shumë imitime, Fasihu ka shtatë vepra që u njihen ekzemplarët: "Türkçe Dîvân", "Farsça Dîvânçe", "Münşe'ât", "Tenbâkû-nâme", "Münâzara-i Gül ü Mül", "Münâzara-i Rûz u Şeb" dhe "Kalem Makâlesi", dhe tri vepra që, megjithëse thuhet se i përkasin atij, ende s'u njihen ekzemplarët: "Husrev u Şîrîn", Mahmûd u Ayâz" dhe "Behişt-âbâd".

I ndikuar nga poetë të tillë, si Junusi, Ahmed Pasha, Semaiu dhe Bakiu, Fasihu ka përgatitur poetë që kanë Divane, si Fasih Dede, Fasihí dhe Shinasí. Po të kihet parasysh numri i madh i kopjeve (ekzemplarëve) të Divanit të tij, madje fakti që njëri prej kopjeve është përdorur si libër orakulli, kuptohet se Fasihu është lexuar shumë edhe në të gjallë, edhe në periudhat e mëpastajme, se ka ushtruar ndikim mbi shumë poetë të fuqishëm duke filluar me Nedimin, Esrar Dedenë dhe Sheh Galibin.

Fasihu e ka varrin në mjedisin e teqes mevlevite të Gallatas. Për vdekjen e tij u shkruan elegji dhe vargje-kronograme të datës së vdekjes. Kronogrami i Nihadiut është kështu:

*Cilve-gâh ola Fasîha gülşen-i Dârü'n-Na'îm.*
*Trandafilishtja parajsore u bëftë vendi ku do të shfaqet Fasihu!*

*(1111 sipas Hixhrit)*

# *Rasih*

*(Vdekur në Tekirdag më 1706)*

Në burimet bibliografike të njohura janë gjashtë poetë me të njëjtin pseudonim: Sheh Rasih Efendiu dhe Ibrahim Rasih Efendiu nga shkolla e Pallatit, Sejjid Mustafa Rasih Efendiu nga Konja, Mehmed Rasih Efendiu nga Stambolli, Jusuf Rasih Efendiu nga Sofja dhe Ahmed Rasih Beu nga Ballëkesiri.

Ekzistojnë pikëpamje të ndryshme mbi çështjen se cilit Rasih i përket gazeli me përsëritjen "üstüne" që ka fituar famë të merituar në letërsinë turke. Në "Sâlim Tezkiresi" (manual biografik i njerëzve të shquar), "Osmanlı Müellifleri" (manuali i autorëve osmanë) dhe "Tuhfe-i Nâ'ilî" (vepër bibliografike e Nailiut), ky gazel i atribuohet Rasih Ahmed Beut nga Ballëkesiri, autor Divani, poet që ka fituar famë mes njerëzve të kulturës shpirtërore, me natyrë delikate, me karakter të çlirët, që thotë poezi të bukura e që ka vdekur në Tekirdag në vitin 1118 h. / 1706 e.r., kurse në "Nuhbetü'l-Âsâr" (Vepra të Zgjedhura) dhe "Mecelle" (Katalog) i atribuohet Rasih Jusuf Efendiut nga Sofja i cili në fillim ka qenë sekretar i zyrës perandorake të pritjes (Dîvân-ı Hümâyûn), pastaj sekretar i Këshillit të valiut të Egjiptit, Mehmet Rami Pasha, dhe, si Rasihu tjetër, ka vdekur në Tekirdag në të njëjtin vit.

Të tërheq vëmendjen fakti që për të dy Rasihët jepet i njëjti vend dhe e njëjta datë vdekjeje ndërsa kanë

lindur në vende të ndryshme dhe kanë kryer detyra të ndryshme. Veç kësaj, poezitë për ilustrim që jepen për këta të dy pas biografive (curriculum vitae) të shkurtra në "Nuhbetü'l-Âsâr", "Sâlim Tezkiresi" dhe "Tuhfe-i Nâ'ilî", janë ngatërruar me njëra-tjetërn.

Po të merren parasysh këto specifika, kuptohet se biografitë dhe poezitë e Rasihëve nga Sofja dhe Ballëkesiri nuk janë parashtruar me saktësi dhe qartësi të plotë, prandaj nuk dihet saktë se kujt i përket poezia në fjalë.

## *Nedim*

*(Vdekur në Stamboll më 1730)*

Emri i vërtetë i Nedimit, poet i Stambollit dhe i Periudhës së Tulipanëve (Lâle Devri), është Ahmed. I gjyshi ka qenë Kazasker Mylakkab Muslihyddin Efendiu dhe i ati, Kadi Mehmed Efendiu.

Siç kuptohet nga një strofë që shkroi për datën e ndërtimit të teqes Gylshení, Nedimi ka hyrë në tarikatin Gylsheni në po atë datë, në moshën njëzetvjeçare. Nedimi, i cili megjithëse kishte disa dhunti, nuk pati treguar aftësi për ta kthyer fjalën në vepër, të cilit, pasi u kredh në jetën boheme të periudhës së tulipanëve, i doli në plan të parë karakteri i çlirët dhe indiferent, kur erdhi koha dhe e kuptoi se shijet materiale nuk e kënaqin shpirtin, e ndjeu me shumë hidhërim ndryshimin mes gjendjes ku ndodhej dhe kuvendeve të bisedave shpirtërore që i kishte lënë pas, dhe i kërkoi ndihmë myrshidit (prijësit shpirtëror) të tij për ta shpëtuar.

Nedimi mori një arsim të mirë dhe pastaj punoi si myderris në medrese të ndryshme dhe në kompleksin prej tetë medresesh të quajtur Sahn-i Seman, si nëpunës biblioteke dhe ndihmësgjyqtar i sadrazemit Ibrahim Pasha, më në fund, u muar me përkthimin e veprave "Sahâ'ifü'l-Ahbâr" dhe "Aynî Tarihi".

Nedimi u kushtoi kaside sulltanit dhe sadrazemit (kryeministrit), u mbrojt nga Ibrahim Pasha i mbiquajturi "Damad" (dhëndërri i sulltanit), iu paraqit

Sulltan Ahmedit III, mori pjesë në kuvendet e burrave të shtetit dhe artistëve të zgjedhur të kohës, e bëri veten të dashur dhe të mirëpritur për opinionin.

Duke u prirur ndaj të resë brenda rregullave të ngurta të poezisë së Divanit, Nedimi pati thënë:

*Ma'lûmdur benim suhanim mahlas istemez.*
*Dihet se fjala ime nuk do pseudonim!*

Kështu, Nedimi është një poet i veçantë i cili krijoi një mënyrë shprehjeje *nedimike* dhe ushtroi ndikim mbi të gjithë poetët pasardhës. Duke qenë një stambollas i vërtetë me gjuhën dhe sjelljet, në gazelet dhe këngët e tij Nedimi u ngjit në kulmet e forcës poetike.

Nedimi që i njësoi dashurinë me sinqeritetin, që, në vend që ta shihte dashurinë si burim dhimbjeje, parapëlqeu të këndonte kënaqësitë dhe harenë e dashurisë, që i përshkroi ndjenjat me një gjuhë të hapur, të çlirët dhe elegante, që përdori metafora origjinale dhe eulogji të mrekullueshme, që, pavarësisht nga tejkalimi i masës vende-vende, kurrë nuk ra në vulgaritet, herë pas here, në disa gazele dhe rubaira parashtroi mendime filozofike dhe mistike.

Nedimi përpunoi gazelet që i pëlqenin shijes së vet të atyre poetëve për të cilët kishte simpati. Nedimi ka një Divan.

Vdiq në vitin 1730 gjatë kryengritjes së Patrona Halilit. Varrin e ka në zonën Çiçekçi pranë Teqes Selimije.

# *Sheh Galibi*
*(Stamboll 1757 – Stamboll 1799)*

Emrin e vërtetë e ka Mehmed. Poetë kanë qenë edhe i ati, Mustafa Reshid Efendi, dhe i gjyshi, Mehmed Efendi. Në poezitë, në fillim ka përdorur pseudonimin Esad, pastaj, Galib.

Mësimet e para i mori nga i ati, nga i cili mësoi edhe persishten. Pastaj mori mësime gjuhe dhe letërsie nga shehu i teqes (selisë) mevlevite të Gallatës, Hysejin Dede, dhe nga Hoxha Nesh'et Efendiu. Filloi të thurë poezi në moshë të re. Bëri imitime të poezive të mjeshtërve të kaluar Fuzuli, Hajali Bej dhe Nedim, si dhe të disa poetëve të kohës. Mori për model rrymën letrare Sebk-i Hindi dhe Shevket Buhariun. Sistemoi një Divan ndërsa ishte ende njëzet e katër vjeç dhe dy vjet më vonë, pasi në një kuvend u lavdërua shumë vepra "Hajdarabad" e Nabiut dhe u tha se ishte e papërsëritshme, mori të shkruajë rrëfimin poetiko-lirik "Hüsn-ü Aşk" (Bukuri dhe Dashuri) me temë vështirësitë e arritjes së dashurisë pasionante hyjnore, që është një nga mesnevitë më të suksesshme të letërsisë së Divanit, të cilën e përfundoi në një kohë shumë të shkurtër prej gjashtë muajsh.

Me dëshirën e familjes dhe lutjen e Ebubekr Çelebiut, Galibi u kthye në Stamboll për ta përfunduar aty, në teqen mevlevite të Jenikapë-së, edukimin mistik të filluar në Konja. Në fund, Galibi i cili e

kishte edukuar shpirtin dhe zotëronte një frymëzim dhe ekzaltim të thellë mistik, ndërsa ishte ende tridhjetë e katër vjeç, u caktua sheh i teqes (selisë) mevlevite të Gallatës.

Sulltan Selimi III, i cili i pëlqente shumë poezitë e Galibit dhe ishte edhe vetë poet dhe kompozitor, herë pas here i bënte vizitë teqes mevlevite të Gallatës, ndiqte ritualet mistike, ndërkaq që e ftonte Sheh Galibin në Pallat dhe zhvillonte me të biseda konfidenciale. Me kërkesën e Sheh Galibit, sulltani meremetoi edhe teqen, edhe tyrben e Mevlanait (poetit dhe mistikut Mevlana Xhelaleddin Rumi, themeluesit të tarikatit mevlevit). Duke fituar vlerësimin dhe dashurinë e nënës së sulltanit, Mihrishah Sulltan dhe të të motrave, Hatixhe dhe Bejhan, Sheh Galibi krijoi një atmosferë konfidenciale që do t'i lejonte të takohej me to me lehtësi. Por kjo nuk vazhdoi gjatë.

Pas vdekjes së nënës më 1795 dhe të të shumëdashurit Esrar Dede më 1796, Sheh Galibi vdiq më 1799 në moshën dyzetedyvjeçare. Varrin e ka në mjedisin e selisë mevlevite të Gallatës ku kreu detyrën e shehut.

Galibi që thotë se e mori të fshehtën nga Mesnevija, që pyet *"Të fala nga e dashura për ne a s'ka?"* duke e rikrijuar formën poetike *tardije*, dhe që pranohet si poeti i madh i fundit i poezisë së Divanit, bashkon në vetvete, nga katër poetët e mëdhenj paraardhës, lirizmin e Fuzuliut, turqishten e pastër stambollase të Bakiut, shprehjen entuziaste dhe të sinqertë të Nedimit dhe mendimet e fuqishme të Nabiut.

Krahas Divanit, ka lënë sprovat letrare "Hüsn ü Aşk Mesnevîsi", "Şerh-i Cezîre Mesnevî", "Sohbetü's-Sâfiyye" dhe "Tezkire-i Şu'arâ-yı Mevleviyye".

Njëri prej kronogrameve të shkruar për datën e vdekjes së tij, është i Sururiut:

*Geçdi Gâlib Dede cândan yâhû.*
*Iku Galib Dedei nga jeta, more!*

*(1213 sipas Hixhrit)*

DIVAN

Duhet të ketë qenë një frymëzim hyjnor që i ka bërë poetët si, *Ahmed Pasha, Nexhati Bej, Mihri Hatun, Selimí, Zatí, Semaí, Fuzuli, Hajali Bej, Muhibbí, Baki, Nef'í, Shehulislam Jahja, Nailí, Neshatí, Fasihi, Rasihi, Nedimi, Sheh Galibi etj*, me aftësi për t'i ndjerë gjërat sublime që fal pasioni, ta rrokin kuptimin dhe urtësinë e bukurive dhe t'ua thonë këtyre poezive të rralla!

*Imzot je; respekt në botë në paça, prej teje e kam;*
*Në paça emër mes të dashuruarve, prej teje e kam!*

*Begati e jetës, krijues i shpirtit tim të gjallë më je;*
*Nga jeta ndonjë fitim në paça, prej teje e kam!*

*Trajtën iluzore ngjyr' e bukurisë tënde ma ka ndriçuar*
*Iluzion lulesh, pranverë në paça, prej teje i kam!*

*Në kohën tënde fati as një thërrime s'më ngacmoi;*
*O diell i ndritshëm, në vajtofsha, prej teje e kam!*

*Ti: qiriri; unë: flutura e malluar që vjen rrotull teje;*
*Çdo natë të të përqafoj në daça, prej teje e kam!*

*Dëshmor i dashurisë sate jam; gjoksi: mal me lule-zjarr;*
*Kandil në tyrbe, qiri në varr në paça, prej teje i kam!*

*Kush më sheh kështu, ciklon në rërë më pandeh;*
*Asgjë mes asgjësë jam; çdo që që kam, prej teje e kam!*

*Kur isha margaritar për ty, të vetëm pse më le?*
*Pluhurin mbi pasqyrë të zemrës prej teje e kam!*

*Me lotët-gjak, kupës ngjyrë agimi m'i dhe, saki!*
*Turbullinë n'agimin e kuvendit me verë, prej teje e kam!*

*Zotëria ynë i lartë, strehimi i Galibit është tek Ti!*
*Në kokë një qylaf krenarie në paça, prej teje e kam!*
*Sheh Galibi*

Logos-A

ISBN 99989-58269-6

ANTOLOGJI E POEZISE KLASIKE TURKE

LOGOS-A